## HYRJE

Qëllimi i krijimit është një temë që në një moment a tjetër vret mendjen e çdo njeriu. Secili në një kohë a tjetrën e pyet veten: *"Përse ekzistoj?"* ose *"Për çfarë qëllimi jam në këtë botë?"* Llojllojshmëria dhe ndërlikueshmëria e sistemeve që përbëjnë strukturën ndërtuese të qenieve njerëzore dhe të botës në të cilën ato jetojnë, tregojnë se duhet të ketë qenë një Qenie Supreme që i ka krijuar ato. Disenjimi tregon në disenjatorin. Kur në plazh njerëzit hasin në gjurmë gishtërinjsh, menjëherë përfundojnë se dikush duhet të ketë kaluar aty kohë më parë. Askush nuk përfytyron se valët e detit janë vendosur në rërë dhe rastësisht kanë shkaktuar gjurmë të ngjashme me ato të shenjave të gishtave të njerëzve. Si dhe, askush nga njerëzit nuk konkludon nga intuita se është sjellë në jetë pa ndonjë qëllim. Pasi një veprim i qëllimshëm është prodhim natyral i intelegjencës së njeriut, njerëzit vijnë në përfundim se Qenia Supreme që i ka krijuar ata duhet ta ketë bërë këtë për një qëllim të caktuar. Për këtë arsye, njerëzit duhet ta dinë qëllimin e krijimit, që t'i japin kuptim kësaj jete dhe të bëjnë vepra dobiprurëse për ta.

Megjithatë, gjatë tërë historisë ka qenë një pakicë njerëzish që kanë mohuar Zotin. Materia, sipas mendimit të tyre, është e amshueshme, dhe njerëzimi është deri diku produkt i rastësishëm i kombinimeve aksidentale të elementeve të saj. Prandaj, pyetja: *"Përse Zoti e ka krijuar njerëzimin?"* nuk ka pasur dhe ende nuk ka përgjigje tek ata. Sipas tyre jeta-ekzistenca thjesht nuk ka ndonjë qëllim. Megjithatë shumica e njerëzve ndër shekuj kanë besuar dhe vazhdojnë të besojnë në ekzistimin e Qenies Supreme që ka krijuar këtë botë me një qëllim. Për ata ka qenë dhe është e rëndësishme të dinë për Krijuesin dhe për qëllimin për të cilin Ai i ka krijuar njerëzit.

**PËRGJIGJJA**

Për t'u përgjigjur në pyetjen: "Përse Zoti krijoi njeriun?", së pari duhet të përcaktohet këndvështrimi nga i cili është bërë pyetja. Nga këndvështrimi i Zotit kjo do të nënkuptonte se "Çfarë e shtyu Zotin të krijojë njerëzimin?", derisa nga këndvështrimi i njeriut kjo do të thotë: "Për çfarë qëllimi Zoti e ka krijuar njeriun?" Që të dy perspektivat paraqesin aspekte të një pyetjeje ngashënjyese dhe që ngjall kureshtje: "Përse unë ekzistoj?" Në faqet që pasojnë do të shqyrtohen të dy aspektet e pyetjes duke u bazuar në një fotografi të qartë të nxjerrë nga shpallja hyjnore. Kjo nuk është një temë që mund t'u nënshtrohet spekulimeve të njeriut, sepse hamendja e njeriut nuk mund të prodhojë të vërtetën e plotë në këtë çështje. Si mund të deduktojë njeriu (intelektualisht) realitetin e ekzistencës së tij kur ende nuk arrin të kuptojë se si funksionojnë truri dhe entitetet më të larta të mendjes? Për këtë arsye, shumë filozofë që ndër shekuj kanë spekuluar në këtë pyetje, kanë dalë në fund me një numër të madh përgjigjesh, të gjitha të bazuara në supozime që nuk mund të vërtetohen.

Pyetjet në këtë temë gjithashtu kanë shpënë një numër filozofësh të pohojnë se ne në të vertëtë nuk ekzistojmë dhe e gjithë bota është imagjinare. Për shembull, Platoni (428 - 348 p.e.s.) argumentoi se bota e përditshme e gjërave të ndryshueshme, të cilën njeriu e njeh me anë të shqisave të tij, nuk ështe realiteti primar, por botë e hijëzuar e dukjeve.[1]

[1] Këtë pikëpamje e ka shprehur në librin e tij Republika, nëpërmjet metaforës së tij të njohur të shpellës, ku bota e ndryshueshme fizike është

Shumë të tjerë, siç u përmend më lart, kanë pohuar dhe vazhdojnë të pohojnë se nuk ekziston kurrfarë qëllimi për krijimin e njerëzve. Sipas tyre ekzistenca njerëzore është vetëm produkt i rastit. Nuk mund të ketë ndonjë qëllim nëse jeta ka evoluar nga një materie inorganike në atë organike thjesht në saje të fatit. “Kushërinjtë” e supozuar të njerëzimit, majmunët dhe shimpanzetë, nuk janë të shqetësuar me pyetjet e ekzistencës, atëherë përse njerëzit të shqetësohen me to.

Ndonëse shumica e njerëzve pas përsiatjeve të herëpashershme e lënë anash çështjen e arsyes së krijimit të tyre, është tejet e rëndësishme për njerëzit që ta dinë përgjigjen. Pa njohur përgjigjen e saktë, njerëzit bëhen të padallueshëm nga kafshët përreth tyre. Si rrjedhojë, nevojat e kafshëve për ngrënie, pije dhe riprodhim bëhen qëllim i vetëm i jetës njerëzore, dhe përpjekja e njeriut mbetet të fokusohet vetëm në këtë sferë të kufizuar.

Kur kënaqësia materiale bëhet qëllimi më i rëndësishëm në jetë, jeta e njerëzve bëhet edhe më e degraduar se e kafshëve më të ulëta. Njerëzit në mungesë të qëllimit të krijimit vazhdimisht do të keqpërdorin inteligjencën e tyre të dhënë nga Zoti. Mendja e degraduar e njeriut shfrytëzon aftësitë e saj për t’i krijuar drogat, bombat dhe kredhet në kurvëri, pornografi, homoseksualitet, besëtytni, vetëvrasje, marrje me fall etj. Pa njohjen e qëllimit të krijimit, ekzistenca njerëzore humb të gjitha kuptimet dhe në fund çoroditet, dhe shpërblimi

---

krahasuar me hijet e hedhura në murin e shpellës nga figurat e skalitura. (The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 25, fq.552.)

i jetës së përhershme dhe i kënaqësisë në botën e ardhme shkatërrohet në tërësi.

Prandaj, është e rëndësisë jetike për njerëzit që të dinë përgjigjen e saktë në pyetjen "Përse ne jemi këtu?" Shpeshherë njerëzit u drejtohen të tjerëve për përgjigje. Mirëpo, vendi i vetëm që i qartëson dhe i precizon përgjigjet në këto pyetje mund të gjehet në librat e shpallur nga Zoti. Ka qenë e domosdoshme që Zoti nëpërmjet të dërguarve të zbulojë qëllimin e krijimit të njerëzve, meqë njerëzit janë të paaftë të gjejnë vetë përgjigjen e saktë. Të gjithë të dërguarit e Zotit ua kanë mësuar ithtarëve të tyre përgjigjen në pyetjen: "Përse Zoti e krijoi njeriun?"

## LIBRAT HEBRAIKË - TË KRISHTERË

Shqyrtimi i Biblës e lë kërkuesin e sinqertë të së vërtetës në humbje. Dhiata e Vjetër duket që më shumë merret me ligjet, me historinë e njerëzve të lashtë, dhe me popullin hebraik sesa që përgjigjet në pyetjet më jetike lidhur me krijimin e njerëzimit.[2] Në Zanafillë (libri i parë në Dhiatën e Vjetër), Zoti krijon botën dhe Adamin e Evën për gjashtë ditë, ndërsa pushon në ditën e shtatë.[3] Adami dhe Eva nuk iu nënshtruan Zotit dhe u dënuan, ndërsa biri i tyre Kaini vrau tjetrin bir Abelin dhe shkoi të jetojë në tokën e Nodit.

Kështu, Zoti 'u pendua' pse krijoi njeriun![4] Pse përgjigjet aty nuk jepen në shprehje të qarta dhe të pagabueshme? Përse gjuha është aq shumë simbolike, duke e lënë lexuesin që ta qëllojë kuptimin e saj? Për shembull, në Zanafillë 6:6 qëndron: "Kur njerëzit filluan të shumohen mbi faqen e dheut dhe u lindën atyre vajza, djemtë e Perëndisë panë që vajzat e njerëzve ishin të bukura, dhe morën për gra të gjitha ato që i zgjodhën vetë." Kush janë këta "djem të Perëndisë"?

---

[2] Në Isaja, izraelitët janë krijuar për Lavdinë e Zotit: "Por, tani kështu thotë Zoti, Ai i Cili të ka krijuar ty, o Jakob, që të ka formuar, o Israel... 'Unë do t'i them Veriut: "Ktheji", dhe Jugut: "Mos i mbaj. Bëj që të vijnë bijtë e mi nga larg dhe bijat e mia nga skajet e tokës."(Versioni Standard i Rishqyrtuar, Isaja 43: 1, 6-7)

[3] "Ndërkaq ditën e shtatë Perëndia mbaroi veprën që kishte kryer dhe ditën e shtatë u çlodh nga gjithë vepra që kishte kryer. Dhe Perëndia bekoi ditën e shtatë dhe e shenjtëroi, sepse atë ditë Perëndia u çlodh nga gjithë vepra që kishte krijuar dhe kishte kryer." (VSR Zanafilla 2: 2-3)

[4] "Dhe Zoti u pendua që kishte krijuar njeriun mbi tokë dhe u brengos per këtë në zemër të vet." (VSR Zanafilla 6: 6)

Çdo sekt hebraik dhe shumë nga sektet e krishtere që erdhën pas tyre kanë shpjegime të posaçme. Cili është interpretimi korrekt?

E vërteta është se për qëllimin e krijimit të njeriut kanë mësuar dhe kanë treguar të gjithë profetët e vjetër, dhe pastaj, disa nga pasuesit e tyre - në bashkëveprim me djajtë - më vonë i ndryshuan librat - shpalljet. Përgjigjet u bënë të mjegullta dhe shumica e shpalljes u fsheh në gjuhë simbolike. Kur Zoti ua dërgoi hebrenjve Jezu Krishtin, ai ua rrotulloi tavolinat tregtarëve qe po zhvillonin tregtinë brenda në tempull,[5] dhe u predikoi atyre kundër interpretimit ritualistik të ligjit të praktikuar nga rabinët hebrenj. Ai e riafirmoi ligjin e Profetit Musa dhe e ringjalli atë. Ai ua mësoi qëllimin e jetës ithtarëve të tij dhe deri në çastet e fundit të jetës së tij në këtë botë ua tregoji mënyrën për ta përmbushur atë.

Mirëpo, pas ndarjes nga kjo botë, porosia e tij u shtrembërua nga disa që pohonin se janë nga ithtarët e tij. E vërteta e qartë të cilën ai e solli u bë e mjegullt, mu ashtu siç ndodhi edhe me mesazhet e profetëve para tij. Simbolizmi u shfaq, veçanërisht nëpërmjet "Zbulesës" së Gjonit, dhe Ungjilli i cili i qe shpallur Jezuit, humbi. Katër ungjijtë e tjerë të përpiluar nga njerëzit, u zgjodhën më vonë nga Athanasi, peshkop i shekullit të katërt,[6] që të zëvendësojnë Ungjillin e humbur të Jezu Krishtit.

---

[5] Lluka l9:45(VSR).

[6] The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 14, fq. 814.

Ndërsa 23 librat nga shkrimet e Palit dhe të tjerëve të përfshirë në Dhiatën e Re tejkaluan edhe katër versionet e Ungjillit.[7]

Si rrjedhojë, lexuesit e Dhiatës së Re nuk mund të gjejnë përgjigje të qarta dhe të sakta në pyetjen “Pse Zoti e krijoi njeriun?”[8]

Dhe kështu, njeriu është i shtyrë t’i pasojë verbërisht dogmat e shpikura të sektit të cilit i takon ose të atij që e përqafon. Ungjijtë janë interpretuar varësisht prej besimeve të një çfarëdo sekti, dhe kërkuesi i së vërtetës mbetet i hutuar të pyesë veten se cili prej këtyre besimeve është i vërtetë?

---

[7] Në mesin e shekullit 4-të dorëshkrimi i quajtur Codex Sinaiticus, Letra e Bernabës dhe Bariut të Hermës është përfshirë si pjesë e Dhjatës së Re. (New Encyclopaedia Britannica, vëll. 14,fq. 814)

[8] Çka mund të jetë cituar në Versionin e Mbretit Xhejms si qëllim i krijimit, Zbulesa 4:11 “Ti je I denjë, o Zot, të marrësh lavdinë, nderimin dhe fuqinë, sepse ti I krijove të gjitha, dhe për hir të kënaqësisë tënde ato ekzistojnë dhe u krijuan.” Është ripërkthyer në Versionin Standart të Rishqyrtuar si: “I denjë je Ti, Zoti dhe Perëndia ynë, të marrësh lavdinë, nderimin dhe fuqinë, sepse ti krijove të gjitha, dhe nëpërmjet vullnetit tënd ekzistojnë dhe u krijuan.” Në letrën e Palit drejtuar kolosianëve, ai sqaron se bota është krijuar për Jezuin: “Ai është shëmbëllesa e Perëndisë së padukshëm, i paralinduri i çdo krijese, sepse në të u krijuan të gjitha gjërat, ato që janë në qiejt dhe ato mbi dhe, gjërat që duken dhe ato që nuk duken: frone, zotërime, principata dhe pushtete; të gjitha gjërat janë krijuar me anë të tij dhe në lidhje me të.” (VSR, Kolosianëve 1:15-16)

## MISHËRIMI I ZOTIT

Ndoshta koncepti më i përbashkët për qellimin e krijimit të njerëzimit, te shumica e sekteve të krishtere është se Zoti është bërë njeri që të mund të vdesë në duart e njerëzve e t'i pastrojë ata nga mëkati i trashëguar nga Ademi dhe pasardhësit e tij. Sipas tyre, ky mëkat qe bërë aq i madh, saqë asnjë akt pastrimi a pendimi nuk do të mund ta kishte fshirë atë. Zoti është aq i mirë, saqë njeriu mëkatar nuk mund të qëndrojë para tij. Prandaj, vetëm vetëflijimi i Zotit do të mund ta shpëtonte njerëzimin nga mëkati.

Besimi në këtë mit të trilluar nga njeriu u bë burim i vetëm i shpëtimit, sipas Kishës. Kështu, qëllimi i krishterë i krijimit u bë njohja e 'sakrificës hyjnore' dhe pranimi i Jezu Krishtit si Zot. Kjo mund të kuptohet nga fjalët në vijim që i janë veshur Jezuit në Ungjillin sipas Gjonit: "Tani gjykimi është ky: Drita erdhi në botë dhe njerëzit deshën errësirën më tepër se dritën, sepse veprat e tyre ishin të mbrapshta."[9]

Megjithatë, nëse ky është qëllim i krijimit dhe parakusht për jetë të pasosur, atëherë përse nuk ishte treguar nga të gjithë profetët? Përse Zoti nuk u bë njeri qysh në kohën e Ademit dhe pasardhësve të tij ashtu që i tërë njerëzimi të kishte rast për të përmbushur qëllimin e tyre të jetës dhe të fitojë jetën e amshuar. A mos ndoshta ata që jetuan para Jezuit kanë pasur ndonjë qëllim tjetër të jetës?

Të gjithë njerëzit për të cilët Zoti ka caktuar që të mos dëgjojnë sot për Jezuin, po ashtu nuk kanë rast për ta përmbushur këtë

[9] Gjoni, 3:19 (VSR).

qëllim të supozuar të krijimit. Qëllimi i tillë është qartazi tejet i kufizuar që të plotësojë nevojën e njerëzimit.

## ÇDO GJË ËSHTË ZOT

Librat hindusë mësojnë se ekzistojnë shumë zota, mishërime të Zotit, persona të Zotit dhe se çdo gjë është Zot, Brahman. Përkundër besimit se shpirti ose vetëdija individuale (atman) e të gjitha qenieve të gjalla është Brahmani, u zhvillua një sistem shtypës kastor në të cilin Brahmanët, kasta prifëtore, posedojnë epërsi shpirtërore me të lindur. Këta janë mësues të Vedave[10] dhe përfaqësojnë idealin e pastërtisë rituale dhe të prestigjit social. Në anën tjetër, kasta tjetër e quajtur Sudra është e përjashtuar nga statusi religjioz dhe detyra e vetme e kësaj kaste në këtë jetë është që t'u "shërbejë përulësisht"[11] tri kastave të tjera dhe mijëra nënkastave të tyre.

Sipas filozofëve monistë hindusë, qëllimi i njerëzve është që të kuptojnë hyjninë e tyre dhe të pasojnë rrugën (marga) deri tek emancipimi (moksha) nga rrota e rilindjes - te riabsorbimi i shpirtit njerëzor (atman) deri në realitetin përfundimtar, Brahman. Për ata që pasojnë rrugën bhakti[12] qëllimi është ta duan Zotin, nga shkaku se Zoti i krijoi njerëzit që "të gëzojë një

---

[10] Veda, që do të thotë "Dituria", është term i përgjithshëm per shkrimet e shpallura (sruti; të dëgjuara) të shenjta të hindusve. Të gjitha veprat e tjera - në të cilat gjenden të kodifikuara doktrinat aktuale dhe praktikat e hindusve - njihen si të përpiluara nga autorë njerëz dhe kështu janë klasifikuar si smriti (të mbajtura mend). (The New Encyclopaedia Britannica, vëll, 20, fq. 530.)

[11] Manava Dharmasastra 1.91 (The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 20, fq. 553)

[12] Rruga e përkushtimit një Zoti personal, në të cilën ata adhurojnë murti-të (idhuj) me shpresë se do të shkojnë te krishnaloka (një planet shpirtëror) në jetën e tyre të ardhme.

raport me ta mu sikur raporti ndërmjet prindërve dhe fëmijës.” (Srimad Bhagvatam).

Për hindusët e zakonshëm, qëllimi kryesor i jetës së kësaj bote është përshtatja detyrave sociale dhe riteve, dhe rregullave tradicionale të sjelljes të njërës kastë - rruga e karmës.[13]

Edhe pse pjesa më e madhe e religjionit nga tekstet e Vedas, e cila vërtitet rreth riteve të sakrificës me zjarr, është zbehur nga doktrina dhe praktikat hinduse të gjetura në tekstet e tjera, autoriteti absolut dhe shenjtëria e Vedas mbetet parim thelbësor i të gjitha sekteve dhe traditave hinduse. Veda është e përbërë nga katër koleksione, më e vjetra e të cilave është Rigveda (“Urtësia e vargjeve”). Në këto tekste, Zoti është përshkruar në terma më konfuzë. Religjioni i pasqyruar në Rigveda është politeizëm kryesisht i lidhur me zotat paqedashës të qiellit dhe atmosferës, më i rëndësishmi i të cilëve është Indra (Zoti i qiejve dhe shiut), më pastaj Baruna (mbrojtësi i rregullit kozmik), Agni (zjarri sakrifikues) dhe Surja (Dielli). Në tekstet e mëvonshme të Vedës, interesimi për zotërat e mëhershëm rigvedik bie dhe politezmi fillon të zëvendësohet me panteizmin sakrifikues të Prajapati-t (“Zotit të Krijesave”), i cili është i Tëri. Në Upanishade (mësimet e fshehta që kanë të bëjnë me ekuacionet kozmike), Prapajati bashkohet me konceptin e Brahmanit - realitetin suprem dhe substancën e universit, duke zëvendësuar çdo personifikim të veçantë, duke e transformuar kështu mitologjinë në filozofi abstrakte.[14] Nëse përmbajtja e këtyre shkrimeve është tërë

---

[13] The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 20, fq. 520.
[14] The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 20, fq. 529-530.

ajo që njeriu kishte për të zgjedhur për udhëzim, atëherë do të konkludonim se Zoti e ka fshehur nga njerëzimi Veten e Tij dhe qëllimin e krijimit.

Zoti nuk është autor i hutisë, e as që dëshiron vështirësi për njerëzimin. Prandaj, kur Ai i dha njerëzimit porosinë e fundit, një mijë e katërqind vjet më parë, na siguroi se ajo do të ruhet në mënyrë të përkryer për të gjitha gjeneratat e ardhshme njerëzore. Në Kuran, librin e fundit, Zoti e shpalli qëllimin e krijimit të njerëzimit, dhe përmjet të Dërguarit të fundit të Tij Ai sqaroi të gjitha detajet të cilat njeriu mund t'i kuptojë. Në bazë të kësaj shpalljeje dhe sqarimeve profetike, në faqet vijuese ne do të analizojmë përgjigjen precize në pyetjen "Përse Zoti krijoi njeriun?"

## PËRSE ZOTI KRIJOI?

Nga këndvështrimi i Zotit, nevojitet të bëhet një pyetje edhe më fundamentale: "Përse Zoti krijoi?" Kjo pyetje duhet të shtrohet ngase në realitet njerëzimi nuk është krijesa më madhore. Zoti në Kaptinën Gafir në shpalljen e fundit thotë:

**"Krijimi i qiejve dhe i tokës është pa dyshim më madhështor se krijimi i njerëzimit e megjithatë shumica e njerëzve nuk e dinë"** (Gafir 40,57)

Ndërtimi i njerëzve është shumë më pak i ndërlikuar se ndërtimi i gjithësisë në të cilën ata jetojnë.Megjithatë, fare pak njerëz e kuptojnë këtë të vërtetë dhe shumë pak përsiatin rreth këtij realiteti. Për shkak të epërsisë së dukshme të qenieve njerëzore ndaj krijesave të tjera në tokë, për shkak të udhëtimeve të njeriut në gjithësi dhe përparimit të vazhdueshëm të teknologjisë dhe dijes së tij, njerëzimi në çdo periudhë bëhet më arrogant dhe e konsideron veten e tij si gjënë më të madhe dhe më superiore në këtë botë. Vlen të përmendet se pjesa më e madhe e zbulimeve të mrekullueshme njerëzore nuk kanë të bëjnë me njeriun, por me rrethinën e tij. Kështu, njerëzit kanë prirje të fokusohen më shumë në botën materiale sesa në qenien njerëzore. Në këtë ajet, Zoti e kthen njeriun në gjendjen e tij reale që e ka në këtë botë. Njerëzimi është vetëm një pjesë e vogël e ekzistencës, i cili ka rezultuar nga akti i mrekullishëm i krijimit hyjnor. Kështu, që të kuptojë arsyen përse Zoti krijoi njerëzimin, njeriu së pari duhet të përgjigjet në pyetjen edhe më fundamentale: Përse Zoti krijoi?

**KRIJUESI**

Krijimi është në thelb rezultat cilësisë hyjnore së të qenit Krijues. Është diçka kontradiktore nëse themi se krijuesi nuk krijon. Kjo nuk do të thotë se Zoti ka nevojë për krijesat e Tij.

Zoti është i lirë prej të gjitha nevojave. Janë krijesat ato që kanë nevojë për Të. Ashtu si bëhet e qartë madhështia e shkrimtarit në shkrimet e tij, ashtu edhe përsosuria e cilësisë hyjnore të krijimit manifestohet në krijim. Krijimi, në kuptimin e vërtetë, është i veçantë vetëm për Zotin. Edhe pse njerëzit ia veshin aktin e krijimit vetvetes, ajo çka ata bëjnë nukështe krijim i vërtetë. Njerëzit thjesht manipulojnë me gjërat që tashmë ekzistojnë - janë krijuar nga Zoti. Tavolina p.sh.ështe e punuar nga lënda që vjen nga drurët dhe mbahet me gozhda e vidha të punuara nga metali, prejardhja e te cilit është nga shkëmbinjtë. Njerëzit nuk i kanë krijuar drurët dhe metalet.

Ç'është e vërteta, të gjitha krijimet e njeriut mund të zbërthehen deri në elementet bazë të cilat ata nuk mund t'i prodhojnë. Edhe artisti 'krijon' forma duke u bazuar në atë që ka parë. Nuk është e mundshme të përfytyrohet ajo çka nuk është përkapur nga shqisat. Kështu, të gjitha mendimet e artistit janë reflektim i asaj çka tanimë është krijuar. Vetëm Zoti krijon prej asgjësë. Ky fakt i qartë ka qenë dhe mbetet i pakuptueshëm nga disa. Disa filozofë të vjetër, por dhe modernë, të cilët nuk mund të kuptonin se si Zoti ka mundur të krijojë prej asgjësë, pohuan se bota e krijuar me gjithë atë që përmban janë burimisht pjesë e Zotit.[15] Sipas tyre, Zoti mori

---

[15] Ky është njashtu besim hindus sa i përket realitetit suprem, Brahman. Në librin e fundit (të lO-të) të Rigvedas: në "Himnin e Njeriut Kozmik"

një pjesë nga Vetja e Tij dhe bëri gjithësinë. Ky konkludim është i bazuar në krahasimin e Zotit me njeriun, i cili mund të "krijojë" vetëm duke tjetërsuar atë që tanimë ekziston. Mirëpo, Zoti dënon çdo krahasim që kishte për t'i dhënë Atij kufizime njerëzore. Në Kaptinën esh-Shura në shpalljen e fundit, Ai thotë:

**"Asgjë nuk i përngjet Atij, dhe Ai është Gjithëdëgjuesi dhe Gjithëpamësi."** (Shura 42,11)

Kështu, akti i krijimit është rrjedhojë e vetisë hyjnore së të qenit Krijues. Në shumë ajete të shpalljes së fundit Zoti përshkruan Veten si Krijues, per t'ia bërë me dije njerëzimit se çdo gjë i takon vetëm Atij:

**"Allahu është Krijuesi i çdo gjëje dhe Ai është Vekil (Kujdestar, Ruajtës, Rregullues) mbi gjithçka."** (Zumer 39, 62)

**"Ndërsa Allahu ju ka krijuar ju dhe çfarë ju bëni e veproni (veprat tuaja)"** (Saffat 37, 96)

Njeriu duhet të kuptojë se asgjë nuk ngjan në këtë gjithësi pa lejen e Zotit. Të kërkohet mbrojtje nga e keqja ose të kërkohet e mira nga ndonjë burim tjetër përveç Zotit është gabim i madh. Për shkak të injorancës, shumë njerëz orvaten t'i largohen fatkeqësisë dhe të arrijnë fat permes magjive, nuskave, astrologjisë, fallit etj. Për këtë arsye, në shpalljen e

---

(Purusasukta), thuhet se gjithësia është krijuar nga pjesët e trupit të një njeriu të vetëm kozmik (Purusa), kur trupi i tij është djegur dhe është copëtuar në sakrificën e lashtë - fillestare. Katër kastat rrjedhin nga trupi i tij; prifti (Brahman) nga goja, luftëtari (Raxhanja) nga duart, fshatari (Vaisja) nga kofshët, dhe shërbëtori (Sudra) nga këmbët. (The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 20, fq. 531)

fundit, në kaptinën Felek, Zoti i informon njerëzit që të kërkojnë mbrojtje nga e keqja vetëm tek Ai:

**“Thuaj: I mbështetem (Allahut) Zotit të Agimit (të më ruajë), nga Sherri (e keqja) e asaj që Ai ka krijuar.”** (Felek, 113 1-2)

Allahu, Zoti i Plotfuqishëm, nuk është i keq, Ai është i mirë. Ai krijoi një botë në të cilën e keqja ose e mira mund të bëhen nga qeniet të cilave Ai ua ka dhënë këtë mundësi. Mirëpo, asnjë e keqe a e mirë nuk mund të paraqitet në këtë botë pa lejen e Zotit. Kjo është arsyeja përse është e kotë t’u drejtohemi të tjerëve për ndihmë dhe mbrojtje përveç Zotit.

**“Asnjë fatkeqësi nuk bie, por veçse me Lejen e Allahut...”** (Tebagun 64,11)

I Dërguari i fundit, Muhammedi, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, edhe më tutje e elaboroi këtë koncept, duke thënë:

*“Dije se nëse i tërë njerëzimi do të bashkohej për të të ndihmuar ty, ata do të mund të të ndihmonin vetëm aq sa Allahu tanimë ka caktuar për ty. Gjithashtu, nëse i tërë njerëzimi do të bashkohej të të dëmtojë, ata do të të dëmtonin aq sa Allahu ka caktuar për ty.”*[16]

[16] Transmeton Tirmidhiu nga Ibn Abbasi. Vërtetuar në Sahih Sunen et Tirmidhi vëll. 2, fq. 308-209, nr. 2043.

## MËSHIRUES, FALËS

Në krijimin e njerëzimit, manifestohen edhe cilësitë hyjnore të faljes, mëshirës dhe mirësisë. Njerëzit janë krijuar të mirë dhe të pastër me vetëdijen natyrore për të mirën dhe të keqen. I Plotfuqishmi po ashtu ka krijuar tek njerëzit dëshira - epshe, dhe u ka dhënë mundësi t'i kontrollojnë ato dëshira - epshe sipas ligjit hyjnor, ose t'i lënë të lira dhe t'i pasojnë ato verbazi.

Zoti e krijoi njerëzimin duke ditur se ata do të jenë të padëgjueshëm ndaj Tij. Kështu, rrjedhimisht, Ai i mësoi njerëzit, duke filluar nga Ademi, se si të pendohen dhe në anën tjetër të pastrojnë veten nga mëkatet tyre. Ademi dhe Hava paraqesin shembullin më të mirë për t'u pasuar. Ata harruan urdhrin e Zotit, dhe djalli luajti me dëshirat e tyre.Pasi treguan mosbindje ndaj Zotit,ata iu kthyen Atij me pendim, dhe Ai i fali ata. Kur njerëzit tregojnë mosbindje dhe pastaj pendohen tek Zoti, atëherë bëhen të manifestuara cilësitë hyjnore të faljes së plotë dhe mëshirës së përhershme. I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, i ka informuar ithtarët e tij për këtë realitet, duke thënë: "Edhe sikur të mos mëkatonit dhe të mos ktheheshit tek Allahu për (duke kërkuar) Faljen e Tij, Ai do t'ju zëvendësonte me një popull tjetër të cilët do të mëkatonin, do të kërkonin Faljen e Allahut dhe Ai do t'i falte ata."[17] Secila nga 114 kaptinat e shpalljes së fundit, përveç njërës, fillojnë me "Në emër të Allahut, Mëshirëbërësit, Mëshiruesit."

---

[17] Shënuar nga Muslimi, vëll. 4, fq. 1425-6, transmetuar nga Ebu Ejjub el-Ensari.

Cilësitë e Allahut si mëshira dhe falja janë të theksuara për t'i inkurajuar njerëzit që të mos bien në dëshpërim. Sado të mëdha të jenë mëkatet e njerëzve, Zoti do t'i falë ato, nëse njerëzit i kthehen Atij me pendim të sinqertë.

I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Kur Allahu e krijoi gjithësinë, shkroi një shkrim (tekst), i cili gjendet tek Ai përmbi Arsh: Mëshira ime tejkalon hidhërimin Tim."[18] Gjithashtu është shënuar të ketë thënë:"(Allahu krijoi) mëshirën në njëqind pjesë, njëra prej të cilave i është zbritur xhinëve, njerëzve dhe krijesave të tjera. Dhe nga kjo pjesë (e mëshirës) ata e duan njëri-tjetrin, tregoj në mirësi ndaj njëri-tjetrit, madje edhe kafshët trajtojnë të vegjlit e tyre me dashamirësi. Allahu ka lënë nëntëdhjetë e nëntë pjesët e tjera për robërit e Tij në Ditën e Ringjalljes."[19] Sikur të kishte dashur Allahu, Ai do t'i krijonte njerëzit sikur engjëj, të paaftë për të bërë mëkate. Mirëpo, kjo nuk ishte dëshira e Tij, ngase Ai tashmë kishte krijuar engjëjt. Njerëzit janë krijuar të aftë për të bërë mëkate - gabime, dhe kur ata kuptojnë gabimet e tyre dhe kërkojnë falje nga Zoti, atëherë shfaqen cilësitë hyjnore të mëshirës dhe faljes.

---

[18] Shënuar nga Muslimi, vëll. 4, fq. 1437, nr.6628, transmetuar nga Ebu Hurejre.

[19] Ibid. vëll. 4 fq. 1437, nr. 6631, transmetuar nga Ebu Hurejre.

## DREJTËSI ABSOLUTE

Në gjykimin e njerëzimit në fund të kësaj bote, do të shfaqen qartazi cilësitë e Zotit, si drejtësia absolute dhe paanësia. Bazuar në diturinë e pakufishme të Tij, Zoti do të mund t'i kishte krijuar të gjithë njerëzit që të jetonin në tokë dhe përnjëherë do të mund t'i kishte vendosur disa prej tyre në Parajsë dhe pjesën tjetër në Ferr. Para se të krijonte njeriun, Allahu e ka ditur se çfarë zgjedhje do të bëjnë ata në këtë jetë, çfarë shpërblimi dhe mundësie Ai do t'u japë atyre, dhe në çfarë gjendje të besimit a mosbesimit do të vdesin. Prandaj, në njëfarë kuptimi mund të thuhet se disa njerëz janë krijuar për Parajsë, ndërsa të tjerët për Zjarr.

Aishja, gruaja e të Dërguarit, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, përmend atë të ketë thënë: "A nuk e dini ju se Allahu ka krijuar Parajsën dhe Ferrin dhe ka krijuar edhe banorët për secilin."[20]

Po qe se Zoti përnjëherë do t'i kishte vendosur këta të emëruarit për Parajsë në Parajsë, ata nuk do të kishin diskutuar rreth vendimit të Zotit. Këta në Parajsë me gëzim do ta kishin pranuar një jetë të përhershme të lumturisë dhe do të ishin falënderues se nuk kanë hyrë në Ferr. Mirëpo, ata që do të futeshin përnjëherë në Ferr do të kishin kërkuar arsye për këtë. Ata do të kishin ndier padrejtësi, për shkak të mosnjohurisë së tyre se çfarë do të kishin vepruar sikur të kishin jetuar në tokë. Këta banorë të Ferrit me këmbëngulje do të kishin argumentuar se sikur atyre do t'u ishte dhënë

[20] Ibid. vëll. 4 fq. 1400, nr. 6435.

mundësia të jetonin në tokë do të kishin besuar dhe do të kishin bërë vepra të mira.

Prandaj, Allahu i lë njerëzit të jetojnë në tokë, t'i bëjnë të gjitha zgjedhjet e mundshme, kështu që kushdo që hyn në Ferr do ta dijë se këtë e ka zgjedhur vetë. Ata do ta njohin mëshirën e Zotit në jetërat e tyre dhe do ta pranojnë mëkatin e tyre për shkak të mohimit të fakteve dhe udhëzimit të Tij. Dhe kështu ata do ta pranojnë gjykimin e Tij, të drejtë dhe të pagabueshëm. Megjithatë, ata përsëri do të kërkojnë një rast tjetër për të bërë mirë në këtë botë, ashtu siç ka thënë Zoti në kaptinën Sexhde:

"Dhe veç sikur të shihje kur Muxhriminët (kriminelët, mosbesimtarët, politeistët, mëkatarët) të varin kokat para Zotit te tyre (duke thënë): 'Zoti ynë! Tani pamë dhe dëgjuam, na ço pra përsëri (në dynja), dhe do të bëjmë mirësi dhe drejtësi. Me të vërtetë që tani ne besojmë me bindje të plotë." (Sexhde 32,12)

Por, edhe sikur Allahu do t'i kthente ata përsëri në këtë botë duke harruar se çfarë kanë parë në Ferr, ata përsëri do ta kishin zgjedhur të keqen dhe do të përfundonin si herën e parë. Zoti ka folur për këtë në kaptinën En'am:

"... edhe sikur të ktheheshin përsëri (në dynja), padyshim që do t'u ktheheshin atyre gjërave prej të cilave ata qenë ndaluar njëherë." (En'am 6,28)

## DASHURIA HYJNORE

Dashuria e Zotit manifestohet kur Ai sjell në ekzistencë qoftë besimtarin ose jobesimtarin, që të gëzojë një jetë, qoftë edhe për në një moment të shkurtër. Kjo gjithashtu kuptohet me krijimin e Parajsës për të gjithë ata që kanë zgjedhur të mirën kundër së keqes. Allahu na tregon në shpalljen e fundit se Ai i do mirëbërësit (5:13), të drejtit (5:42), të devotshmit (9:4), durimtarët (3:142), ata që mbështeten tek Ai (3:159), ata që vazhdimisht pendohen me sinqeritet tek Ai, dhe ata që e pastrojnë vetveten (2:222). Dhe, Allahu është Ai që nëpërmjet librave të shpallur dhe dërgimit të profetëve ka definuar për qeniet njerëzore atë çka është e mirë, e drejtë dhe e devotshme. Kështu, ata që pasojnë të Dërguarit janë më të dashurit e Allahut. Në kaptinën Ali Imran, Allahu e urdhëroi të Dërguarin, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, që t'u thotë besimtarëve:

**"Thuaj nëse vërtet e doni Allahun, më ndiqni mua (pranoni Islamin), Allahu do t'ju dojë ju dhe do t'ju falë gjynahet tuaja..."** (Ali Imran 3:31)

Të dërguarit duhet të pasohen jo vetëm në veprat e detyruara nga Zoti, por gjithashtu edhe në zellin e tyre të madh për të bërë vepra vullnetare të adhurimit.

Dashuria e Zotit bëhet e dukshme edhe në mëshirën dhe bekimin e Tij të cilat Ai ua jep atyre që i meritojnë ato dhe atyre që nuk i meritojnë. Mirëpo, kjo dashuri posaçërisht manifestohet në gatishmërinë e Tij për t'ia falur mëkatet secilit që sinqerisht pendohet tek Ai.

Zoti u dhuroi Ademit dhe Havës pendimin si mjet për shlyerje mëkatesh, si shembull për të gjithë njerëzit që do t'i pasojnë ata në këtë botë. Sado të mëdha të jenë mëkatet e njerëzve, dera për pendim të sinqertë mbetet e hapur deri në ditën e fundit në këtë botë. Transmetohet nga Enesi se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Allahu I Gjithfuqishëm ka thënë: O bir i Ademit, sa herë që të më thërrasësh Mua, dhe të kërkosh prej Meje, Unë do të të fal çkado që ke bërë. O bir i Ademit, edhe nëse mëkatet e tua arrijnë lartësinë e reve dhe kërkon prej Meje falje, Unë do të të fal ty. O bir i Ademit, nëse vjen tek Unë me mëkate sa deti dhe toka dhe më takon Mua pa më bërë shirk (pa adhuruar tjetërkënd përveç Meje), Unë do të të jap ty sasi të njëjtë të faljes."[21]

[21] Shënuar nga Tirmidhiu dhe vërtetuar në Sahih Sunen et-Tirmidhi, vëll. 3, fq. 175-176, nr. 2805.

## MËSHIRË HYJNORE

Sa i përket atyre në parajsë, ata nuk do të hyjnë në të bazuar vetëm në veprat e tyre të mira. Mëshira e Zotit është ajo e cila përfundimisht do t'i shpjerë ata në të. Sa i takon kësaj çështjeje, i Dërguari i fundit Muhammedi, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Mundohu të jesh i drejtë, dhe bëhu i lumtur. Ngase askush nuk do të hyjë në Parajsë vetëm me veprat e tij." Shokët e tij thanë: "O i Dërguar i Allahut, as ti?" Ai u përgjigj: "As unë, përveç nëse Allahu më mbulon me mëshirën e Tij.[22] Dhe dijeni se veprat më të dashura tek Allahu janë ato të vazhdueshmet, qofshin edhe të vogla."[23]

Megjithatë, mëshira e Zotit nuk është arbitrare. Ajo është e bazuar si në besim të drejtë, ashtu edhe në vepra të mira. Në kaptinën Ali Imran, Allahu thotë:

"Kushdo që sjell një vepër të mirë (Besimin e pastër Islam dhe vepra bindëse ndaj Allahut dhe ndaj të Dërguarit të Tij) do të ketë llogari" (En'am 6,160) Sikur Zoti të kishte kërkuar llogari të rreptë (nga krijesat e Tij), veprat e mira të askujt s'do të kishin peshuar më shumë se të këqijat. Megjithatë, Zoti e ka manifestuar mëshirën e Tij me shumëfishimin e vlerës së veprave të mira, derisa veprat e këqija janë lënë në vlerën e tyre sipërfaqësore. Mëshira e Allahut ua mundëson besimtarëve të vërtetë të hyjnë në Parajsë. Kjo nuk nënkupton

[22] Shënuar nga Muslimi, vëll. 4 fq. 1473, nr. 6765, transmetuar nga Ebu Hurejre.
[23] Shënuar nga Muslimi, vëll. 4 fq. 1473-4, nr. 6770, transmetuar nga Aishja.

se veprat nuk kanë rëndësi. Veprat kanë rol shumë të madh, por nuk janë faktor vendimtar.

Mëshira e Zotit ua kalon atyre.

Rrjedhimisht, gabimet që ata i bëjnë dhe të mirat që i kryejnë janë të gjitha pasojë e shfaqjes së mëshirës dhe faljes së Zotit, të atributeve të drejtësisë dhe përdëllesës së Tij.

Njerëzimi nuk duhet të pyesë përse Zoti ka zgjedhur këtë mënyrë që t'i manifestojë atributet e Tij. Vetëm mund të supozojmë se kjo ishte mënyra më e mirë, ngase Allahu e përshkruan Veten si më të Urtin, dhe më të Dijshmin. Njerëzit mund të kuptojnë vetëm atë çka Allahu u ka shpallur atyre.

"Dhe ata kurrë nuk do të marrin me mend ndonjë gjë nga dija e Tij, përveç asaj që Ai do (nga Vullneti i Tij)." (Bekare 2, 255)

Kështu, ata nuk duhet ta barazojnë veten me Zotin. Nëse Ai i ka treguar njerëzimit pse Ai ka vendosur të bëjë diçka të tillë, nuk kërkohet prej tyre të pyesin përse Zoti ka vendosur një gjë të tillë. Pyetjet e tilla janë të pafund dhe jashtë të kuptuarit mendor. Janë ata (njerëzit) të cilët do të pyeten në Ditën e Gjykimit për veprat dhe qëllimet e tyre e jo Ai (Allahu). Në kaptinën el-Enbija, Allahu u drejtohet robërve të Tij me këtë çështje:

"Ai as që mund të pyetet se çfarë Ai punon, ndërsa ata (të gjitha krijesat) do të merren në pyetje" (Enbija' 21,23)

Në këtë aspekt, transmetohet nga Ibn Abbasi se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Mendo për krijesat e Allahut, ndërsa mos mendo për Qenien e

Allahut."[24] Përsiatja rreth qenësisë së Allahut është përsiatje për pafundësinë. Dhe, ashtu siç trembet mendja kur mendon për kufijtë e gjithësisë që ka fund, për galaktikat dhe yjet në të, ajo do të jetë edhe më e trazuar kur ajo mundohet të kuptojë të pakrijuarën. I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, na ka bërë Vërejtje se forcat e shejtanit do të synojnë të fusin dyshime në zemrën e besimtarit duke nxitur pyetje për Zotin që nuk kanë përgjigjje. Ebu Hurejre transmeton se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të ka thënë: "Djalli do t'i vijë çdokujt prej jush dhe do ta pyesë: Kush e ka krijuar këtë dhe atë? - derisa ai do të pyesë: Kush e ka krijuar Zotin tënd? Kur t'i vijë kështu, duhet të kërkojë mbështetje tek Allahu (thuaj: e vërtetoj besimin tim në Allahun dhe profetët e Tij)[25], dhe largohem (nga gjërat e këtilla)."[26]

---

[24] Shënuar nga Ebu Nu'ajm në el-Hilja dhe vërtetuar nga el-Albani në Silsilah el-Ahadith es-Sahiha, vëll. 4, fq. 12, nr. 1788. Ekziston edhe një transmetim i ngjashëm nga Ib'n 'Umeri, shënuar nga et-Tabaraniu në el-Eusat dhe nga el-Bejhekiu në Shu'ab el-Iman.

[25] Sahih Muslim, vëll. 1, fq. 77, nr. 242&243.

[26] Ibid., vëll. 1, fq. 77, nr. 244 dhe Sahih el-Buhari, vëll. 4, fq. 320, nr. 496.

## PËRSE ZOTI E KRIJOI NJERËZIMIN?

Nga këndvështrimi i njerëzimit, pyetja "Përse Zoti e krijoi njeriun?" nënkupton "Për çfarë qëllimi është krijuar njeriu?" Në shpalljen e fundit, kësaj pyetjeje i është dhënë përgjigje pa kuptim të dyfishtë. Në të Zoti u tregon njerëzve se çdo njeri ka lindur me vetëdijen e brendshme dhe të natyrshme mbi Zotin (me besimin në Zot). Në kaptinën el-A' raf, Allahu thotë:

"(Përkujtoni) edhe kohën kur Zoti yt bëri që të lindë nga bijtë e Ademit, nga kërbishtja e tyre farën e tyre (ose nga kërbishtja e Ademit sollëm pasardhësit e tij) dhe i bëmë ata të dëshmojnë për veten e tyre (duke u thënë Ne atyre): "A nuk jam Unë Zoti juaj?"

Ata thanë: "Po, pa dyshim edhe ne dëshmojmë!" (Kjo) që të mos thoni në Ditën e Ringjalljes: "Në te vërtetë ne nuk e kemi ditur këtë." Apo që të mos thoni: "Vetëm baballarët tanë kohë më parë morën të tjerë si të barabartë në adhurim përkrah me Allahun dhe ne jemi thjesht pasardhësit e tyre. A do të na shkatërrosh atëherë ne për shkak të veprave të njerëzve që punuan Al-Batil (politeizëm, krime, mëkate duke adhuruar të tjerë përkrah e përveç Allahut)?" (Ar'af 7; 172-173)

I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka shpjeguar se kur Allahu e krijoi Ademin, Ai mori prej tij besën në vendin e quajtur Na'maan, në ditën e 9-të,[27] të muajit të 12-të. Ai, pastaj nxori prej Ademit të gjithë ata që do lindin deri në fund të botës, gjeneratë pas gjenerate, dhe i shpërndau para Tij që të marrë edhe prej tyre besën. Ai u foli atyre,

[27] E njohur si Dita e Arafatit.

përballë secilit, duke i bërë ata të dëshmojnë se Ai është Zoti i tyre.[28] Prandaj, çdo njeri është përgjegjës për besimin në Zot, që është i vulosur në gjithsecilin shpirt. Mbështetur në këtë besim të lindur, në kapitullin edh-Dharijat Allahu e ka definuar qëllimin e krijimit të njerëzimit kështu:

“Nuk i kam krijuar xhinët[29] dhe njerëzit për asgjë, vetëm se të më adhurojnë.” (Dharijat 51; 56)

Kështu, qëllimi i qenësishëm për të cilin është krijuar njerëzimi është adhurimi i Zotit. Megjithatë, i Gjithëfuqishmi, nuk ka nevojë për të qenë i adhuruar nga njerëzit Ai nuk i krijoi njerëzit nga shkaku se kishte nevojë për ta. Nëse asnjë njeri i vetëm nuk do ta adhuronte Zotin, në asnjë mënyrë nuk do të pakësohej Madhështia e Tij, dhe po qe se të gjithë njerëzit do ta adhuronin Atë, në asnjë mënyrë nuk do ta shtonin Madhështinë e Tij. Zoti është i Përsosur. Ai ekziston vetë pa nevojën e askujt. Të gjitha krijesat njerëzore kanë nevoja. Prandaj njerëzimi është ai që ka nevojë për adhurimin e Zotit.

---

[28] Shënuar nga Ahmedi dhe vërtetuar në Silsilah el-Ahadith es-Sahihah, vell. 4, fq. 158, nr. 1623.

[29] Xhinët janë klasë e qenieve të arsyeshme e të padukshme, të cilat Zoti i krijoi nga elementi i zjarrit. Atyre Zoti u ka dhënë vullnet të lirë, sikurse njerëzve. Kështu, disa janë besimtarë të drejtë dhe të tjerët janë jobesimtarë të këqij. Të ligjtë ndër ta emërohen zakonisht si demonë, shpirtra të këqij, djaj etj.

## KUPTIMI I ADHURIMIT

Për ta kuptuar arsyen pse njerëzit kanë nevojë për ta adhuruar Zotin, së pari duhet kuptuar se çfarë do të thotë shprehja “adhurim”. Në anglishte termi ‘worship (adhurim)’ vjen prej anglishtes së vjetër ‘veorthscipe’ që nënkupton ‘nder-respekt’. Kështu, në gjuhën angleze adhurimi përkufizohet si ‘shfaqje e akteve të devocionit ndaj hyjnisë’.[30] Sipas këtij kuptimi, njeriu është i urdhëruar të tregojë mirënjohje - falënderim Zotit duke e madhëruar Atë. Në shpalljen e fundit, Allahu thotë:

“Atëherë pra, lartëso Lavditë dhe Falënderimet e Zotit tënd” (Nasr 110; 3)

Duke madhëruar Zotin, njeriu zgjedh të jetë në harmoni me krijesat e tjera, të cilat prej natyre - vetiu e madhërojnë Krijuesin e tyre. Allahu e përmend këtë fenomen në shumë kaptina të Kuranit. Për shembull, në kaptinën el-Isra, Allahu thotë:

“Shtatë qiejt dhe toka dhe gjithë që është në ta e lavdërojnë dhe e ngrenë në Lavdi e Madhështi Atë, dhe s’ka gjë që të mos e lëvdojë Lartësinë e Tij,[31] por ju nuk e kuptoni lavdërimin e tyre.” (Isra 17; 44)

Ndërsa, në gjuhën arabe, në gjuhën e shpalljes së fundit, adhurimi është quajtur ‘ibaadah’, fjalë e lidhur ngusht me emrin ‘abd’, që nënkupton ‘robin’. Robi është ai nga i cili pritet

---

[30] The Living Webster Encyclopaedia Dictionary, fq. 1148.

[31] Në suren Ra’d - 13:13, rrufeja është përshkruar si madhërim i Zotit, dita dhe nata në Enbija - 21:20 dhe malet në Sad - 38:18.

të bëjë çfarëdo që zotëriu i tij dëshiron. Kështu, adhurimi, sipas shpalljes së fundit, nënkupton ‘nënshtrim dhe dorëzim me bindje vullnetit të Zotit.’ Ky është thelbi i porosive të gjithë profetëve të dërguar nga Zoti tek njerëzimi. Për shembull, në këtë kuptim adhurimin e përkufizoi prerazi edhe Jezui, në Dhiatën e Re sipas Mateut, 7:21: “Jo çdo njeri që më thotë ‘Zot, Zot’ do të hyjë në mbretërinë e qiejve; por do të hyjë ai që kryen vullnetin e Atit tim që është në qiej.” Duhet vënë re se “vullneti” në këtë varg nënkupton ‘çka Zoti dëshiron nga njerëzit të bëjnë’ e jo ‘çka Zoti u lejon njerëzve të bëjnë,’ sepse asgjë nuk ndodh pa vullnetin (lejen) e Zotit. ‘Vullneti i Zotit’ është i ngërthyer në të gjitha ligjet e shpallura hyjnore, të cilat të dërguarit ua mësuan pasuesve të tyre. Prandaj, nënshtrimi ligjit hyjnor është themel i adhurimit.

Në këtë kuptim, madhërimi bëhet adhurim kur njerëzit vendosin t’u binden udhëzimeve të Zotit përkitazi me madhërimin e Tij.

## NEVOJA PËR ADHURIM

Përse njerëzit kanë nevojë ta adhurojnë dhe ta madhërojnë Zotin duke iu nënshtruar ligjeve të shpallura hyjnore? Ngase nënshtrimi ligjit hyjnor është çelës i suksesit në këtë botë dhe në botën e ardhme. Njerëzit e parë, Ademi dhe Hava, u krijuan në Parajsë dhe më vonë u përjashtuan nga Parajsa për shkak të mosnënshtrimit ligjit hyjnor. Mënyra e vetme që njerëzit të kthehen në Parajsë është nëpërmjet nënshtrimit ligjit. Është transmetuar në Dhiatën e Re sipas Mateut, se Isai, Mesihu e bëri nënshtrimin ligjit hyjnor si çelës për hyrje në Parajsë: "Dhe ja, iu afrua dikush dhe i tha: "Mësues i mirë, çfarë të mirë duhet të bëj që të kem jetë të përhershme?" Dhe ai tha: "Pse më quan të mirë? Askush nuk është i mirë, përveç një të vetmit: Perëndia. Tani në qoftë se ti do të hysh në jetë, zbato urdhërimet."[32] Po ashtu në Mateun 5:19, është transmetuar se Jezui ka insistuar në nënshtrim të plotë urdhrave, duke thënë: "Ai, pra, që do të shkelë një nga këto urdhërime më të vogla, dhe do t'u ketë mësuar kështu njerëzve, do të quhet më i vogli në mbretërinë e qiejve; kurse ai që do t'i vërë në praktikë dhe do t'ua mësojë të tjerëve, do të quhet i madh në mbretërinë e qiejve."

Ligjet hyjnore janë udhëzime për njerëz në të gjitha sferat e jetës. Ato definojnë të drejtën dhe të gabuarën për ta dhe u ofrojnë njerëzve një sistem të plotë për të mbarështuar të gjitha çështjet e tyre. Vetëm Krijuesi e di më së miri se çka është më e dobishme për krijesat e tij, e çka nuk është. Ligjet hyjnore urdhërojnë dhe ndalojnë veprime dhe substanca të

[32] Mateu 19:16-17 (VSR).

ndryshme për të mbrojtur shpirtin, trupin njerëzor dhe shoqërinë njerëzore prej së keqes dhe dëmit. Në mënyë që të plotësojnë mundësitë e tyre duke bërë jetë të drejtë, ata kanë nevojë të adhurojnë Zotin nëpërmjet nënshtrimit urdhëresave të tij.

**PËRMENDJA E ALLAHUT**

Të gjitha aktet e shumënduarshme të adhurimit që përfshihen në ligjet hyjnore janë krijuar që t'u ndihmojnë njerëzve për ta përkujtuar Zotin. Është gjë e natyrshme për njerëzit kur harrojnë edhe gjërat më të rëndësishme. Ata shpesh thellohen aq shumë në plotësimin e nevojave të tyre materiale, saqë tërësisht harrojnë për nevojat e tyre shpirtërore. Lutja e rregullt është përcaktuar që t'ia organizojë ditën besimtarit të vërtetë rreth përmendjes së Zotit. Kështu, nevojat shpirtërore me ato materiale gërshetohen për çdo ditë. Nevoja e përditshme për të ngrënë, për të punuar dhe për të fjetur është e lidhur me nevojën e përditshme për ta përtërirë lidhjen e njeriut me Zotin. Sa i përket lutjes së rregullt - namazit, Allahu në shpalljen e fundit thotë: "Sigurisht që Unë, vërtet Unë jam Allahu! Nuk ka asnjë të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Meje, kështu që më adhuro Mua dhe plotëso rregullisht faljen e namazit për përkujtimin Tim." (Ta Ha 20;14)

Sa i përket agjërimit, Allahu thotë:

**"O ju që keni besuar! Ju është urdhëruar juve dhe agjërimi siç u qe urdhëruar edhe atyre përpara jush me qëllim që të mund të bëheni el-muttekun (të përkushtuar në besimin e pastër Islam)..."** (Bekarah 2; 183)

Besimtarët duhet ta përkujtojnë Allahun sa më shumë që të munden. Përkorja në të gjitha sferat e jetës, qoftë materiale a shpirtërore, është në përgjithësi gjë e kërkuar dhe e pëlqyer në ligjin hyjnor, mirëpo kjo nuk vlen sa i përket përmendjes së Allahut. Është në të vërtetë e pamundur të përkujtohet Zoti së

tepërmi. Prandaj, në librin e fundit, Allahu i inkurajon besimtarët që ta përkujtojnë Atë sa më shpesh.

**“O ju besimtarë! Përmendeni Allahun shpesh.”**

(Ahzab 33; 41)

Përmendja e Zotit theksohet shumë, ngase mëkati në përgjithësi kryhet kur Zoti harrohet. Forcat e errëta më së çlirëti veprojnë kur vetëdija për Zotin humbet. Në këtë mënyrë, forcat djallëzore synojnë t’i okupojnë mendjet e njerëzve me mendime dhe dëshira të kota që t’i bëjnë ata për ta harruar Zotin. Kur të harrohet Zoti, njerëzit vullnetarisht do të hyjnë në ujëra të ndyta dhe të rrezikshme. Libri i fundit, Kurani, shtjellon këtë fenomen:

**“Ata i ka mundur shejtani, kështu qe ata i ka bërë të harrojnë kujtimin e Allahut. Ata janë palë e shejtanit. Sigurisht që është pala e shejtanit që do të jenë të humburit.”** (Muxhedele 58; 19)

Zoti, përmjet Ligjit hyjnor, i ka ndaluar pijet dehëse dhe bixhozin, ngase ato pikësëpari shkaktojnë që njerëzit ta harrojnë Allahun. Mendja dhe trupi i njeriut lehtë bëhen të varura nga drogat dhe lojërat e fatit. Sapo të varen nga këto, dëshira e njerëzve që vazhdimisht të stimulohen me to, i shpie ata në të gjitha format e prishjes dhe dhunës ndërmjet tyre. Zoti thotë në shpalljen e fundit:

**“Shejtani do vetëm të nxitë armiqësi e urrejtje mes jush me anë të pijeve dehëse dhe kumarit dhe t’u ndalojë ju nga të kujtuarit e Allahut dhe nga falja (es- salat). Kështu, a do të hiqni dorë, pra?”** (Maide 5; 91) Prandaj, për shpëtimin dhe

fisnikërimin e tyre, njerëzve u nevojitet përkujtimi i Allahut. Të gjithë njerëzit kanë çaste dobësie kur ata bëjnë mëkate. Nëse nuk posedojnë mjete të përkujtimit të Allahut, ata fundosen thellë e më thellë në prishje pas çdo mëkati. Megjithatë, ata që i pasojnë urdhrat hyjnorë do të kenë vazhdimisht në përkujtim Allahun, gjë që do t'u japë rast atyre të pendohen dhe ta përmirësojnë vetveten.

Kurani me përpikëri e ka përshkruar këtë proces:

**"Dhe ata të cilët kur kanë bërë fahishah (shkelje të kurorës ose marrëdhënie imorale të tjera të paligjshme, zina), apo që e kanë njollosur veten me gjynah, e kujtojnë Allahun dhe kërkojnë falje për gjynahet e tyre - dhe kush mund të falë gjynahet përveç Allahut? - dhe nuk vazhdojnë me gabimin që kanë bërë, kur e dinë atë."** (Ali Imran 3; 135)

## FEJA ISLAME

Sistemi më i plotë i adhurimit u mundësohet njerëzve sot vetëm në sistemin e bazuar në fenë islame. Vetë emri 'Islam' nënkupton 'nënshtrim vullnetit të Zotit.' Edhe pse zakonisht ai quhet si 'besimi i tretë nga tri besimet monoteiste,' ai (Islami) nuk është aspak religjion i ri. Është fe e sjellë tek njerëzimi nga të gjithë profetët e Zotit. Islami ishte feja e Ademit, Ibrahimit, Musait dhe Isait. Zoti përmend këtë çështje në shpalljen e fundit përkitazi me Profetin Ibrahim, duke thënë:

"Ibrahimi nuk ishte çifut e as i krishterë, por ai ishte vetëm musliman Hanifan (me besim të vërtetë e të pastër islam vetëm në Allahun Një e të Vetëm) dhe nuk ishte prej Mushrikëve (prej atyre që i vënë shok Allahut, që besojnë në shumë zota)." (Ali Imran 3; 67) Meqë Zoti është një, dhe njerëzimi është i një lloji, atëherë feja të cilën Zoti e ka përcaktuar për njerëzimin është një. Ai nuk ka shpallur një fe për hebrenjtë, një për indianët, ndërsa një tjetër për evropianët etj. Nevojat shpirtërore dhe sociale janë uniforme, dhe natyra njerëzore nuk ka ndërruar qysh prej krijimit të burrit dhe gruas së parë. Prandaj, asnjë fe nuk është e pranuar tek Zoti, përveç Islamit, ashtu siç Ai qartë thotë në librin e fundit:

**"Vërtet, fe e pranuar tek Allahu është Islami..."**

(Ali Imran 3; 19)

**"Dhe kushdo që dëshiron fe tjetër përveç Islamit, nuk do t'i pranohet, dhe ai në botën e ardhme do të jetë prej të humburve..."** (Ali Imran 3; 85)

## ÇDO VEPËR ËSHTË ADHURIM

Në sistemin islam, çdo vepër e njerëzve mund të shndërrohet në vepër adhurimi. Në fakt, Zoti i urdhëron besimtarët që jetën e tyre t'ia kushtojnë vetëm Atij. Allahu thotë:

**"Thuaj (0 Muhammed): "Sigurisht falja ime, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë për Allahun, Zotin e Botërave."**(En'am 6; 162)

Megjithatë, që ky përkushtim të jetë i pranueshëm tek Allahu, çdo vepër duhet të plotësojë dy kushte themelore:

Së pari, veprën do bërë sinqerisht për të fituar kënaqësinë e Zotit e jo për t'u njohur dhe për t'u falënderuar nga njerëzit. Gjithashtu, gjatë kryerjes së kësaj vepre besimtari duhet të jetë i vetëdijshëm për Zotin, në mënyrë që të jetë i sigurt që kjo vepër të mos jetë diçka e ndaluar nga Allahu dhe i Dërguari i fundit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të.

Për të mundësuar shndërrimin e veprave të kësaj bote në akte adhurimi, Allahu e udhëzoi të Dërguarin e fundit, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi te, që t'i mësojë besimtarët të thonë disa lutje të shkurtra qoftë edhe para veprave më të thjeshta. Lutja më e shkurtër që mund të përdoret në çdo situatë është: bismil-lah (Në emër të Allahut). Mirëpo, janë edhe shumë lutje të tjera të caktuara për raste të veçanta. Për shembull, kurdo që të vishet një rrobë e re, i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, i ka mësuar pasuesit e tij të thonë:

"O Allah, të gjitha falënderimet janë për ty, ngase je Ti që më ke veshur. Kërkoj prej Teje dobinë e saj (veshjes) dhe dobinë e

asaj për çka është punuar Edhe kërkoj strehim tek Ti nga e keqja e saj, dhe nga e keqja e asaj për çka është punuar."[33]

Kushti i dytë është që vepra të kryhet në pajtim me metodën e të Dërguarit, në arabishte e njohur me emrin Sunnet.Të gjithë të Dërguarit i kanë urdhëruar pasuesit e tyre që të ndjekin shembullin e tyre, ngase ata ishin të udhëzuar nga Zoti. Çfarëdo që ata mësuan ishin të vërteta të shpallura hyjnore, dhe të gjithë ata që pasuan rrugën e tyre dhe pranuan të vërtetën do të trashëgojnë jetën e amshueshme në Parajsë. Në këtë kontekst, në Dhiatën e Re sipas Gjonit 14:6 është transmetuar nga Isai, paqja e Allahut qoftë mbi të të ketë thënë: "Unë jam udha, e vërteta dhe jeta; asnjë njeri nuk vjen tek Ati, përveçse me Mua." Po kështu, Abdullaah Ibn Mes'udi transmeton se një ditë i Dërguari Muhammed, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, vizatoi një vijë në dhe, e tha: "Kjo eshtë Udha e Allahut." Pastaj ai vizatoi disa vija të ndryshme të shkurtra në të djathtë dhe në të majtë, dhe tha: "Këto janë rrugët e (lajthitjes) dhe në krye të secilës është një djall që i thërret njerëzit ta pasojnë atë." Pastaj, Ai lexoi "Dhe vërtet, kjo është Rruga Ime e Drejtë, kështu që ndiqeni atë dhe mos ndiqni rrugë të tjera, pasi ato do t'ju ndajnë e do t'ju largojnë nga Udha e Tij. Këtë ua ka urdhëruar Ai që të mund të bëheni Muttekinë[34] (të përkushtuar në besimin e pastër islam).[35] Prandaj, mënyra e vetme e pranueshme për

[33] Sunen Ebu Davud, vëll. 3, fq. 1125, nr. 4009 dhe vërtetuar në Sahih Sunen Ebi Davud, vëll 2 fq. 760, nr. 3393.

[34] Kaptina el-En'am (6):153.

[35] Shënuar nga Ahmedi, Nesaiu dhe Darimiu, dhe vërtetuar nga Ahmed Shakir në el-Musned, vëll. 6, fq. 89-90, nr. 4142.

adhurimin e Zotit është sipas rrugës së profetëve. Për këtë arsye, bazuar në këtë fakt, risitë në çështjet fetare do të konsiderohen tek Zoti prej veprave më të këqija. Është transmetuar nga i Dërguari Muhammed, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, të ketë thënë: "Punët më të këqija janë risitë në fe - bidatet, kurse çdo risi shpie në lajthitje, dhe çdo lajthitje shpie në zjarr."[36] Risitë në fe janë të ndaluara dhe nuk pranohen tek Zoti. Është transmetuar gjithashtu nga gruaja e tij, Aishja se i Dërguari ka thënë: Ai i cili sjell ndonjë risi në këtë çështje tonën, që nuk është prej saj, do të jetë e refuzuar."[37]

Mu nga shkaku i risive, porositë e profetëve të mëhershëm janë shtrembëruar dhe sot janë paraqitur shumë religjione të rreme. Rregulla e përgjithshme që duhet pasuar për t'u ikur risive në fe, është se të gjitha format e adhurimit janë të ndaluara, përveç atyre që janë të urdhëruara posaçërisht nga Zoti dhe janë përcjellë te njerëzit nga të dërguarit e vërtetë të Zotit.

[36] Sahih Muslim, vëll. 2, fq.410, nr. 1885.
[37] Sahih Buhari, vëll. 3, fq. 535-536, nr. 861, dhe Sahih Muslim, vëll. 3, fq. 931, nr. 4266.

## KRIJIMI MË I MIRË

Ata që besojnë në Një Zot të Vetëm, pa partner a pasardhës, dhe bëjnë vepra të mira (në përputhje me parimet e lartpërmendura) bëhen pjesa më e mirë, ajka e krijimit. Që do të thotë se edhe pse njerëzimi nuk është krijimi më i madh i Allahut, ai ka mundësi të bëhet krijesa më e mirë e Tij. Në kaptinën Bejjine, Allahu për këtë fakt thotë:

"Pa dyshim se ata të cilët besuan (në Njësinë e Allahut, në të Dërguarin e Tij Muhammedin, alejhis- selam, në Kuran, në Islam bashkë me gjithë përmbajtjen e tij) dhe punuan mirësi dhe drejtësi (sipas këtij besimi), ata janë krijesat më të mira" (Bejjine 98; 6)

## MËKATI MË I RËNDË

Të kundërshtojë qëllimin e krijimit të vet është e keqja më e madhe që do të mund të bënte ndonjë njeri. Transmetohet nga Abdull-llahu se e ka pyetur të Dërguarin e Allahut për mëkatin më të rëndë tek Allahu, dhe ai është përgjigjiur: "T'i bësh Allahut shok (të adhurosh tjetërkënd pos Allahut), ndonëse Ai të ka krijuar."[38] Adhurimi i tjetërkujt përveç Allahut, që në gjuhën e arabe quhet Shirk, është i vetmi mëkat i pafalshëm. Po qe se një njeri vdes pa u penduar për mëkatet e tij a të saj, Allahu mund t'ia falë të gjitha mëkatet, përveç shirkut. Përkitazi, Allahu ka thënë në kaptinën en-Nisa:

"Pa dyshim që Allahu nuk fal që Atij t'i vihen shokë në adhurim, por ai fal përveç kësaj (çdo gjë tjetër) këdo që Ai dëshiron." (Nisa 4; 48)

Adhurimi i të tjerëve përveç Allahut, në esencë përfshin dhënien e atributeve të Krijuesit krijesave të Tij. Çdo sekt a fe e bën këtë në ndonjë mënyrë të veçantë të tyren. Grupe të vogla njerëzish ndër shekuj kanë mohuar ekzistimin e Zotit.[39]

---

[38] Sahih Muslim, vëll. 1, fq.50-51, nr. 156.

[39] Hinajana Budizmi (400-250 p.e.s.), interpretimi më i hershëm dhe më strikt prej dy interpretimeve të Budizmit, që ka lindur pas vdekjes së Gautama Budës, deklaron qartë se nuk ka Zot. Xhainizmi, i sistemuar nga Vardhamana, gjithashtu thekson se nuk ka Zot, mirëpo shpirtrat e çliruar, sipas mësimeve të tyre, arrijnë pavdekshmëri dhe gjithëdije. Në shekullin e 19-të dhe të 20-të një numër filozofësh evropianë proklamuan atë që është e njohur si "vdekja e filozofisë së Zotit." Filozofi gjerman Filip Mainlander (1841-1876), prusiani Fridrih Niçe (1844-1900), francezi Zhan Pol Sartr (1905-1980), të gjithë mbronin pikëpamjen se Zoti nuk ekziston. (Dictionary of Philosophy and Religion, fq. 72, 262-263, 372 dhe 508-509)

Për të justifikuar mohimin e Zotit, ata u detyruan të bëjnë pohime jologjike se kjo botë nuk ka fillim. Pohimi i tyre është jologjik, ngase të gjitha pjesët e dukshme dhe të përkapshme të botës kanë fillim në kohë, andaj është e arsyeshme të thuhet që shuma e këtyre pjesëve gjithashtu ka fillim. Gjithashtu është logjike të konstatohet se çfarëdo që ka shkaktuar botën të ekzistojë nuk mund të ketë qenë pjesë e botës, e as që mund të ketë pasur fillimin si bota. Pohimi i ateistëve se bota nuk ka fillim nënkupton se lënda që përbën universin është e përhershme. Ky qëndrim është shirk, ngase cilësia e Zotit e të qenët pa fillim u jepet krijesave të Tij. Numri i ateistëve të vërtetë ka qenë gjithmonë gjatë historisë mjaft i vogël, sepse përkundër pohimeve të tyre ata nga intuita e kanë ditur se Zoti ekziston. Kështu, përkundër dekadave të indoktriminit komunist, pjesa dërrmuese e kinezëve dhe rusëve vazhduan të besojnë në Zotin.

Krijuesi i Gjithëfuqishëm e ka theksuar këtë fenomen në suren en-Neml, duke thënë:

**“Dhe ata i përgënjeshtruan ato (Ajetet Tona), padrejtësisht dhe me mospërfillje edhe pse vetë në veten e tyre ishin të bindur për to”**

(Neml 27; 14)

Për ateistët dhe materialistët, jeta nuk ka ndonjë qëllim pos plotësimit të dëshirave dhe epsheve të tyre. Kështu, dëshirat e tyre bëhen zot të cilit i nënshtrohen dhe i dorëzohen në vend të Zotit të Vetëm të Vërtetë. Në shpalljen e fundit Allahu gjithashtu ka thënë:

**“A nuk e ke parë atë që epshin e tij e merr si zot...”**

(Furkan 25; 43)

Të krishterët, profetit Isa i dhanë atribute të Krijuesit, së pari duke e bërë të përhershëm sikur Zotin,[40] pastaj duke i dhënë atij natyrë të Zotit, duke e titulluar ‘Biri Zot’. Në anën tjetër, hindusët besojnë se Zoti është bërë njeri nëpër shumë gjenerata - periudha kohore, me anë të mishërimeve të quajtura avatar, dhe pastaj ato i ndanë atributet e Zotit ndërmjet tri zotave, Brahma krijuesit, Vishnu ruajtësit dhe Shiva shkatërruesit.

[40] Gjoni 1:1&14 “Në fillim ishte Fjala, dhe Fjala ishte me Zotin, dhe Fjala ishte Zoti.... Dhe Fjala u bë mish dhe banoi ndër ne, plot mëshirë dhe të vërtetë.” (VSR).

## DASHURIA NDAJ ZOTIT

Shirku shfaqet edhe kur njerëzit i duan, u besojnë dhe u frikësohen krijesave më shumë se Allahut. Në librin e fundit, Zoti ka thënë:

**“Dhe ka prej njerëzve të cilët zgjedhin (për adhurim) të tjerë përveç Allahut si shokë të barabartë (me Allahun). Ata i duan këta të adhuruar të tjerë si Allahun, por ata që besojnë e duan Allahun më shumë (se gjithçka tjetër).”** (Bekare 2; 165)

Kur këto ndjenja a të ngjashme me to u drejtohen më fuqishëm krijesave sesa Zotit, shkaktojnë që njerëzit të mos i nënshtrohen Zotit në përpjekje që t’i kënaqin njerëzit e tjerë. Megjithatë, vetëm Allahu meriton përkushtim të plotë emocional nga njerëzit, ngase është vetëm Ai të Cilit duhet t’ia kemi frikën dhe ta duam më shumë se të gjitha krijesat e tjera. Enes Ibn Maliku ka transmetuar se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *“Kush i posedon tri karakteristika ka shijuar ëmbëlsinë e imanit - besimit: ta dojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij më shumë se këdo; të dojë ndonjë njeri vetëm për hir të Allahut; dhe të urrejë të kthehet në kufër (mohim të Zotit) pasi që Allahu e ka shpëtuar, ashtu siç urren ta hedhin ne zjarr.”*[41]

Të gjitha arsyet për të cilat njerëzit i duan njerëzit e tjerë ose i duan krijesat e tjera janë arsye për të dashur Zotin më shumë se krijesat e Tij. Njerëzit e duan jetën dhe suksesin, dhe e urrejnë vdekjen dhe dështimin.

---

[41] Sahih Muslim, vëll. 1, fq. 30, nr. 67.

Meqenëse Allahu është burim themelor i jetës dhe i suksesit, Ai meriton dashuri dhe përkushtim të plotë të njerëzve. Njerëzit po ashtu i duan ata nga të cilët kanë dobi dhe të cilët u ndihmojne atyre kur ata kanë nevojë. Pasi e tërë dobia (A'raf 188) dhe ndihma (Ali Imran 126) vijnë nga Zoti, Atë duhet dashur mbi të gjithë të tjerët.

**"Dhe po të numëronit mirësitë e Allahut, ju kurrë nuk do të ishit ne gjendje t'i numëroni ato."** (Ibrahim 14; 34)

Megjithatë, dashuria supreme të cilën njerëzit duhet ta ndiejnë për Zotin nuk mund të reduktohet në një dashuri që i ngjan një dashurie emocionale për krijesat. Dashuria që njerëzit e ndiejnë ndaj kafshëve nuk duhet të jetë e njëjtë me atë ndaj njerëzve të tjerë,[42] dashuria ndaj Allahut duhet ta tejkalojë dashurinë që njerëzit e ndiejnë për njëri-tjetrin. Dashuria e njerëzve për Zotin duhet të jetë thellësisht dashuri që duhet të manifestohet ne dëgjueshmëri të plotë ndaj ligjeve të Zotit, ashtu siç qëndron në kaptinën Ali Imran:

**"Po qe se e doni Allahun, atëherë më pasoni mua (të Dërguarin) dhe Allahu do t'ju dojë ju..."**[43] Ky nuk është një koncept abstrakt, nga shkaku se dashuria e njeriut ndaj një njeriu gjithashtu nënkupton dëgjesë dhe bindje. Kështu, nëse ndokush kërkon që t'i bëhet ndonjë e mirë, njerëzit do të përpiqen t'ia kryejnë atë të mirë varësisht prej masës së dashurisë që kanë ndaj tij. Dashuria ndaj Zotit duhet të

[42] Sasi e madhe parash po shpenzohet aktualisht për t'i mbrojtur llojet e rrezikuara të kafshëve, derisa njerëzit lihen të vuajnë dhe të vdesin nga sëmundjet. Kjo është nga krimet më të mëdha të shekullit të 20-të.
[43] Ali Imran (3: 31).

shprehet edhe në dashuri ndaj atyre që Zoti i do. Është e pakapshme që dikush ta dojë Allahun e t'i urrejë ata që Allahu i do dhe t'i dojë ata të cilët Ai i urren. Është shënuar nga Ebu Umaame se i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Ai i cili do dhe urren për hir të Allahut, jep dhe përmbahet për hir të Allahut, ka përkryer besimin e tij."[44] Prandaj, ata besimi i të cilëve është i vërtetë do t'i duan të gjithë ata që e duan Zotin. Në kaptinën Merjem, Allahu tregon se në zemrat e besimtarëve Ai vë dashuri ndaj atyre që janë

të drejtë.

**"Vërtet se ata që besojnë (në Njësinë e All-llahut, në të Dërguarin e Tij Muhammed) dhe që punojnë mirësi e drejtësi, i Gjithëmëshirshmi (Allah) do të dhurojë dashuri për ta (në zemrat e njerëzve)."** (Merjem 19; 96)

Ebu Hurejra ka transmetuar se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, përkitazi me këtë ka thënë:

*"Nëse Allahu e do një nga robërit e Tij, e lajmëron engjëllin Xhibril se Ai e do filan njeriun dhe i thotë atij që ta dojë atë, ashtu që Xhibrili e do atë. Pastaj Xhibrili u thërret banorëve të qiellit: Allahu e do filan njeriun, prandaj duajeni atë.' Kështu, banorët e qiellit e duan atë. Pastaj atij i dhurohet dashuria e banorëve të tokës."*[45]

---

[44] Shënuar nga Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ebu Davudi (Sunen Ebu Davud), vëll. 3, fq. 1312, dhe vërtetuar në Sahih Sunen Ebi Davud, vëll. 3, fq. 886, nr. 3915).

[45] Sahih Buhari vëll. 4, fq. 291, dhe Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1385, nr. 6373.

**LUTJET**

Lutjet duhet t'i drejtohen vetëm Zotit, ngase vetëm Ai ka mundësi t'u përgjigjet lutjeve. Ai është në dispozicion sa herë që lutësi e thërret me sinqeritet.

"Dhe kur robërit e Mi të pyesin ty (O Muhammed) për Mua, atëherë (përgjigju atyre): Vërtet Unë jam pranë (tyre me Dijen Time), Unë iu përgjigjem lutjeve të lutësit kur ai më drejtohet Mua me lutje." (Bekare 2; 186)

I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, e ka theksuar këtë pikë, duke thënë: "Kur të luteni, luteni vetëm Allahun, dhe kur të kërkoni ndihmë kërkoni vetëm nga Allahu."[46] Kështu, lutjet drejtuar njerëzve, ose nëpërmjet njerëzve, qofshin të vdekur a të gjallë, janë forma të shirkut. Ai të cilit u drejtohen lutjet, bëhet objekt adhurimi. Nu'man Ibn Beshir ka transmetuar se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Duaja është adhurim."[47]

"Sigurisht se ata që ju i lutni në vend të Allahut, ata vetë janë robër si dhe ju." (A'ra 7;194)

---

[46] Transmetuar nga Ibn Abbasi, ndërsa shënuar nga et-Tirmidhiu dhe vërtetuar në Sahih Sunen et-Tirmidhi, vëll. 2, fq. 308-309, nr. 2043. Shih në Dyzet hadithet e Neveviut, fq. 68, nr. 19 dhe në Mishkat el- Masabih, vëll. 2, fq. 1099.

[47] Sunen Ebu Davud, vëll. 1, fq. 387, nr. 1474 dhe vërtetuar në Sahih Sunen Ebi Davud, vëll. 1, fq. 277, nr. 1312.

Kështu, praktika katolike për t'i lutur të shenjtit e tyre është shirk. Nëse atyre u humbet diç, ata lusin Shën Antonin nga Tebe për t'u ndihmuar atyre që ta gjejnë atë.[48]

Shën Juda Tadeu është padron i shenjtë i së pamundshmes, të cilit i luten për ndërmjetësim në sëmundjet e pashërueshme, në martesat e pamundshme e të ngjashme.[49] Ndërsa kur dikush vendoste të udhëtonte, Shën Kristoferi, padroni i shenjtë i udhëtarëve, ishte objekt i lutjeve për mbrojtje. Mirëpo, në vitin 1969, me dekret nga Papa, Shën Kristoferi u përjashtua nga lista e të shenjtëve, pasi që u konfirmua se ai është figurë e trilluar.[50] Lutjet drejtuar Marisë, nënës së Jezuit, dhe engjëjve, si në Mikaelma,[51] janë po ashtu shirk.

Edhe të krishterët që largohen nga adhurimi i të shenjtëve bëjnë shirk kur ata lutjet e tyre ia drejtojnë Profetit Jezu, nëpërmjet atij ose në emër të tij. Gjithashtu, cilido musliman që i lutet të Dërguarit Muhammed, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, ka bërë shirk.

Prandaj, Zoti e ka urdhëruar të Dërguarin, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, që t'i lajmërojë pasuesit e tij, siç vijon në Kuran:

---

48 The World Book Encyclopaedia, vëll. 1, fq. 509.
49 Ibid., vëll. 11, fq. 146.
50 The World Book Encyclopaedia, vëll. 3, fq. 417.
51 E kremte e krishterë e Shën Mikelit – kryeengjëllit, që festohet në kishat perëndimore më 29 shtator dhe në Kishën Ortodokse më 8 nëntor. Në Kishën Katolike është e kremte e kryeengjëjve: shën Mikelit, shën Gabrielit, dhe shën Rafaelit; në Kishën Anglikane, emri i saj është e kremtja e shën Mikelit dhe Gjithë Engjëjve (The new Encyclopaedia Britannica, vëll. 8, fq. 95).

**“Thuaj (O Muhammed): “Unë nuk kam asnjë fuqi përfitimi ose dëmtimi për veten time, por vetëm si të dojë Allahu. Po të kisha dijen e Gajbit (të së fshehtës), atëherë do të kisha shumëfishuar e shtuar për veten time një bollëk begatie dha asnjë e keqe nuk do të më prekte.”**(A’raf 7; 188)

Ebu Hurejra ka transmetuar se kur të Dërguarit iu shpall ajeti “Dhe këshilloje farefisin tënd të afërm”[52], ai u tha të afërmve të tij:

“O kurejshë, mbështetjuni Allahut (duke vepruar mirë), ngase unë nuk mund t’ju bëj dobi aspak tek Allahu... Oj Fatime, bija e Muhammedit, më lut për çfarëdo të dëshirosh (në këtë botë), mirëpo unë nuk kam asgjë që do të mund të të bëj dobi tek Allahu.”[53]

[52] Kaptina Esh-Shuara (26):214.
[53] Sahih el-Buhari, vëll. 4, fq.478-479, nr. 727&728, dhe Sahih Muslim, vëll. 1, fq. 136, nr. 402.

**PËRSE ZOTI E KRIJOI NJERËZIMIN NË TOKË?**

Pyetja lidhur me qëllimin e krijimit të njerëzimit mund të zgjerohet duke e përfshirë botën në të cilën ai jeton. Pyetja atëherë do të dukej:

"Përse Zoti i krijoi njerëzit në këtë botë?" Përsëri, përgjigjja mund të gjehet lehtë në shpalljen e fundit:

**"(Është Ai) i Cili ka krijuar vdekjen dhe jetën, me qëllim që të provojë kush nga ju është më i miri në vepra. Dhe Ai është i Gjithëfuqishmi, gjithnjë Falësi i Madh"** (Mulk 67; 2)

**"Vërtet që Ne[54] e kemi bërë çfarë është në tokë si stoli për të, me qëllim që Ne të mund të provojmë ata se cilët prej tyre janë më të mirët në drejtim e veprime"** (Kehf 18; 7)

Kështu, qëllimi i krijimit të njerëzve në këtë botë është që të provohet sjellja e tyre.[55] Kjo botë e jetës dhe vdekjes, e pasurisë dhe varfërisë, e sëmundjes dhe shëndetit, është krijuar për t'i shoshitur shpirtrat e drejtë prej shpirtrave të këqij. Sjellja njerëzore në këtë botë është masa e besimit.

Gjithashtu, duhet theksuar, se provimi i sjelljes nuk bëhet për ta informuar Zotin për njerëzimin, ngase Ai ka ditur çdo gjë që do t'u ndodhë atyre para se t'i krijojë ata.

Provimi shërben për të vërtetuar në Ditën e Gjykimit se ata që shkojnë në Ferr e kanë merituar atë, dhe ata që shkojnë në Parajsë e kanë arritur atë vetëm me mëshirën e Zotit. Sa i

[54] "Ne" në arabishten origjinale është "Ne-ja" madhështore, që i referohet Zotit.
[55] Shih gjithashtu Kaptinën Hud (11): 7.

përket njerëzve në këtë jetë, provimi i sjelljes së tyre shërben për dy qëllime themelore: një, për ngritje shpirtërore të njerëzve, dhe tjetër, për dënim a shpërblim.

## NGRITJA SHPIRTËRORE

Sprovat e kësaj bote shërbejnë pikë së pari si ngritje shpirtërore për njerëzit. Ashtu siç zjarri i fortë që ndan arin e pastër nga metali i papërpunuar, edhe sprovat ua pastrojnë moralin besimtarëve. Ato i shtyjnë besimtarët t'i zgjedhin vlerat e larta shpirtërore në vend të dëshirave të ulëta. Ndonëse çdo sprovë nuk kalohet, edhe në dështim besimtari ngrihet (shpirtërisht) duke mësuar nga leksionet shpirtërore që t'i ndihmojnë atij a asaj në sprovat e ardhshme.

## BUJARIA DHE KËNAQËSIA E BRENDSHME

Për shembull, në të gjitha shoqëritë njerëzore vetitë e bujarisë dhe kënaqësisë së brendshme konsiderohen prej karakteristikave më fisnike. Mirëpo, asnjë prej këtyre vetive nuk mund të zhvillohet në qoftë se secili ka sasi të njëjtë të pasurisë. Zemërgjerësia mund të arrihet vetëm atëherë kur shpirti njerëzor - i vetëdijshëm se të ndajë për nevojtarin është mirë - lufton kundër dëshirës së tij për të grumbulluar mall - pasuri. Në anën tjetër, kënaqësia shpirtërore rezulton kur shpirti ngadhënjen të këqijat e lakmisë dhe makutërisë. Krijuesi me urtësi ka vendosur skenën për këto përpjekje shpirtërore duke bërë shpërndarje të jobarabartë të pasurisë në këtë botë. Në Kuran Allahu ka thënë:

**“Allahu i ka favorizuar disa prej juve në furnzim.”**

(Nahl 15; 71)

Lakmia dhe koprracia janë forma të përçudnuara të dëshirës së natyrshme të njeriut për të poseduar. Besimtarët mësojnë përmjet shpalljes se pasuria është diçka që Zoti u ka lënë në kujdestari njerëzve. Malli ekziston në botë para se njerëzit të lindin dhe këto do të mbesin edhe pasi të vdesin ata. Nëse pasuria shfrytëzohet në përshtatje me udhëzimet hyjnore, atëherë pronarëve të saj do t’u bëjë dobi në të dy botët. Mirëpo, nëse shfrytëzohet me egoizëm, do të bëhet mallkim në këtë botë dhe do të bëhet shkak për dënim në botën tjetër. Në shpalljen e fundit, Zoti u bën vërejte besimtarëve që të kenë kujdes nga rreziku i pasurisë dhe fëmijëve:

**“Dhe dijeni se pasuritë dhe fëmijët tuaj janë veçse provë për ju.”** (Enfal 8; 28)

Zoti edhe tutje në kaptinën Munafikun ua tërheq vërejtjen besimtarëve, që të mos lejojnë që epshet e tyre (dashuria) ndaj pasurisë dhe fëmijëve t’i largojnë ata nga nënshtrimi Atij, ngase kjo është sprovë e mallit.

**“O ju që keni besuar! Mos t’jua largojnë vëmendjen nga kujtimi i Allahut pasuritë tuaja dhe fëmijët tuaj.”** (Munafikun 9)

**“Dhe Ai ju ka ngritur ju në shkallë, disa mbi disa të tjerë që të mund t’ju provojë në ato që Ai ju ka dhuruar.”** (En’am 6; 165)

Dëshira për të grumbulluar pasuri nuk mund të kënaqet në këtë botë. Njerëzit sa më shumë të kenë, aq më shumë dëshirojnë. I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë:

“Nëse njeriu do të kishte një luginë me ar, do të dëshironte ta ketë edhe një tjetër, ngase asgjë nuk do ta mbushë gojën e tij, përveç dheut (të varrit të tij). Ndërsa Allahu e fal atë që sinqerisht pendohet.”[56]

Kjo dëshirë negative mund të kundërvihet duke dhënë pasurinë si sadaka - për qëllime të mira. Kështu, Zoti i ka urdhëruar profetët që të mbledhin lëmoshë prej të pasurve ndër pasuesit e tyre, për ta shpërndarë atë ndërmjet të varfërve.

[56] Sahih el-Buhari, vëll. 8, fq. 297-298, nr. 447.

“Merr Sadaka (e Zekat) nga pasuritë e tyre me qëllim që t’i pastrosh dhe t’i bësh të dëlirë me anë të saj.” (Tevbe 9; 103)

Lëmosha ishte institucionalizuar në Islam që prej fillimit, nën shprehjen arabe, Zekaah[57] (lëmoshë e obliguar). Çdo besimtar është i detyruar që nga pasuria e mbetur t’i japë nevojtarit një pjesë të saj një herë në vit, si vepër adhurimi.

Mosdhënia e zekatit konsiderohet mëkat i madh. Dhënia e kësaj lëmoshe u ndihmon besimtarëve të kuptojnë se pasuria e tyre nuk është diçka me të cilën mund të bëjnë sipas qejfit. Kjo i mëson ata që të jenë vetëm kujdestarë të përkohshëm të kësaj pasurie, një pjesë e së cilës duhet t’u jepet atyre që janë të vobektë. Prandaj, Zoti i përshkruan besimtarët e vërtetë si ata që e njohin të drejtën e nevojtarit në një pjesë të pasurisë së tyre.

“Dhe në pasurinë e tyre ishte e drejta e lypësit dhe e Mahrum-it (i varfëri që nuk kërkon prej të tjerëve).” (Dharijat 51; 19)

Veç kësaj, dhënia e lëmoshës duhet të bëhet sinqerisht për të fituar kënaqësinë e Zotit, dhe jo për kapardisje dhe për të kontrolluar të tjerët. Shpërblimi për lëmoshë humbet tërësisht kur ajo jepet për përfitime materiale të kësaj bote. Allahu i drejtohet këtij realiteti:

---

[57] Zekah, në kuptimin të drejtëpërdrejtë, nënkupton ‘pastrim’ dhe ‘shtim – ngritje’.

**“O ju që keni besuar! Mos e jepni Sadakanë (lëmoshën) duke e ndjekur me njoftime për të treguar bujarinë ose me lëndime.”** (Bekare 2; 264)

Lakmia për pasuri edhe më shumë shtohet me zili. Prandaj, Zoti na ka urdhëruar që të mos dëshirojmë atë që Ai u ka dhënë të tjerëve. Rreth kësaj teme, Zoti në shpalljen e fundit thotë:

**“Dhe mos dëshironi ato gjëra me të cilat Allahu ka bërë që disa prej jush të dallohen nga të tjerët.”** (Nisa 4; 32)

I Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, e ka përsëritur këtë këshillë hyjnore, duke thënë: “Shikojini ata të cilët janë më pak fatlum se ju, dhe mos i shikoni ata të cilët janë mbi ju; kjo është më e mirë për ju, që të mos e mohoni atë me çka Allahu ju ka bekuar.”[58]

Kur njerëzit e fokusojnë vëmendjen e tyre tek ata që kanë pasuri më shumë se këta, smira fillon të lëshojë rrënjë. Ata zakonisht ndihen dhe shprehen se Zoti ka qenë i padrejtë ndaj tyre. Përfundimisht, ata mund të bëjnë shumë mëkate në mënyrë që të plotësojnë dëshirën e tyre për ato gjëra që të tjerët i kanë. Në vend të kësaj, Islami i këshillon që t’i vështrojnë ata që janë më pak fatlum se vetë këta. Sado e vështirë të jetë situata, gjithmonë do të ketë të tjerë në gjendje edhe më të vështirë.

Prandaj, duke menduar për të tjerët që janë më pak fatlumë, njerëzit do t’i përkujtojnë shumë dhunti me të cilët Zoti i ka

---

[58] Sahih Buhari, vëll. 8, fq. 328, nr. 497, dhe Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1530, nr. 7070.

bekuar ata. Në këtë përpjekje shpirtërore për largimin e zilisë zhvillohet një shkallë më e lartë e kënaqësisë së brendshme. Pastaj, edhe sipas mësimeve të të dërguarve, zotërimi material nuk paraqet pasurinë e vërtetë të kësaj bote.

Sipas Ebu Hurejres, i Dërguari i fundit, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë:

*"Pasuria nuk (matet) është në mall, por në kënaqje me atë që ke."*[59]

Të qenët i kënaqur nuk do të thotë se njerëzit duhet të pranojnë situatën në të cilën gjenden dhe të mos orvaten që ta përmirësojnë atë.

Por nënkupton se, pas përpjekjes së duhur për të arritur një standard më të mirë jetësor, ata duhet të pranojnë me vetëdije të lartë atë që Allahu u ka caktuar atyre. Dhe vetëm duke i lënë çështjet në Duar të Zotit, pas përpjekjes së bërë, zemrat do të gjejnë qetësi nga dëshirat dhe kënaqësitë e kësaj bote. Në këtë aspekt, Zoti ka thënë në Librin e fundit:

"Vërtet, në përkujtimin e Allahut zemrat gjejnë qetësi." (Rad 13;28)

---

[59] Sahih Buhari, vëll. 8, fq. 304, fq. 453.

## FATKEQËSITË-VËSHTIRËSITË

Sprovat e kësaj jete gjithashtu vijnë në formë të fatkeqësive dhe vështirësive, të cilat tek besimtari i vërtetë kontribuojnë në ngritjen shpirtërore të tij dhe janë pastrim nga mëkatet. Veç kësaj, sprovat e fatkeqësive të kësaj jete e përkujtojnë besimtarin mëkatar që t'i kthehet rrugës së drejtë, dhe janë dënim për jobesimtarët në këtë botë para botës së ardhme.

## DURIMI

Sprovat janë themele mbi të cilat zhvillohet cilësia më e lartë shpirtërore e durimit. Kështu, nuk është për t'u befasuar nëse ndodh që të drejtit të jenë subjekt i shumë tragjedive dhe vështirësive në jetën e tyre. Është transmetuar nga Sa'di, se ky e ka pyetur të Dërguarin, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, se kush prej njerëzve ka qenë më së tepërmi i sprovuar, dhe ai i është përgjigjur: "Të dërguarit, pastaj ata më të ngjashëm me ta, pastaj ata pas tyre. Njeriu sprovohet varësisht prej shkallës së besimit -imanit. Po qe se besimi i tij është i paluhatshëm, sprovat e tij do të behen më të rënda, dhe nëse është i dobët në besimin e tij, ai do të sprovohet varësisht prej besimit të tij."[60]

Durimi i vërtetë është produkt i besimit të plotë në Zotin në çastet e vështirësisë. Mbështetja në Zotin është një aspekt i rëndësishëm i adhurimit dhe rrjedhojë natyrore e besimit të vërtetë.

Pasi besimi në Allahun nënkupton pranimin se asgjë nuk ndodh në univers pa lejen e Tij, atëherë vetëm Allahu meriton besën e plotë të njerëzimit. Ngase, vetëm premtimi i Zotit është ai që nuk thehet kurrë. Sado që të jetë i drejtë, njeriu ka mundësi për të gabuar. Njerëzit gjithmonë do ta zhgënjejnë njëri-tjetrin për shkak të natyrës së tyre gabuese. Ndaj, Allahu citon të

Dërguarin Ja'kub në kaptinën Jusuf duke thënë:

[60] Shënuar nga Tirmidhiu dhe Ibn Maxhe dhe vërtetuar në Sahih Sunen et-Tirmidhi, vëll. 2, fq. 286, nr. 1956.

“Vërtet qe gjykimi është vetëm i Allahut; tek Ai unë e kam lidhur besimin, dhe ata që kërkojnë mbështetje le të mbështeten vetëm tek Ai.”( Jusuf 12; 67)

Allahu i siguron njerëzit se nëse ata mbështeten plotësisht në Të, Ai do të jetë i mjaftueshëm për ta në çastet e tyre më te vështira.

“Dhe kushdo që mbështetet e vë shpresat tek Allahu, atëherë Ai do t’i mjaftojë atij plotësisht.” (Talak 65; 3)

Mbështetja në Zotin është e mishëruar në besimin e fortë se vetëm Allahu e di se çka është e mirë për njerëzimin; dhe në besimin e fortë se atë që njerëzit mund ta shohin si diçka të mirë për ta, më vonë mund të dalë si e keqe për ta. Ashtu siç Allahu ka thënë në Kuran:

“Ndodh që ju mund të mos e pëlqeni një gjë që është në të vërtetë e mirë për ju dhe të pëlqeni një gjë tjetër që është e keqe për ju. E Allahu e di, por ju nuk e dini.” (Bekare 2; 216)

Sprovat me të cilat Allahu i provon njerëzit, janë të përshtatura posaçërisht për rrethanat dhe nevojat e tyre individuale. Zoti i krijon sprovat për secilin person varësisht prej mundësive të tyre, në mënyrë që të nxjerrë më të mirën prej tyre. Do të kishte qenë padrejtësi sikur njerëzit do të sprovoheshin përtej mundësive të tyre dhe pastaj të ndëshkoheshin për dështimet e tyre. Prandaj, në shumë ajete në shpalljen e fundit Zoti tregon se Ai nuk është ndaj askujt i padrejtë. Për shembull, në kaptinën el-Kehf Ai thotë:

“Dhe Zoti yt nuk i bën askujt padrejtësi.” (Kehf 18; 49)

Nëse Allahu është vërtetë i drejtë, kjo nënkupton që sprovat të cilat njerëzit i ndeshin në këtë jetë nuk janë përtej mundësisë së tyre për t'i përballuar. Për ta siguruar njerëzimin, Allahu vazhdimisht ka përsëritur këtë fakt në Kuran.

Një shembull i garancës së Tij mund të gjehet në kaptinën e dytë, të titulluar Bekare:

"Allahu nuk e ngarkon askënd me atë që nuk mund ta bartë." (Bekare 2; 286)

Pastaj, i Gjithfuqishmi premton se situatat e vështira të cilat njerëzit i ndeshin gjatë jetës nuk do të jenë pa intervale të rehatisë. Nëse sprovat do të kishin qenë të vazhdueshme, ato do të bëheshin të padurueshme. Prandaj, çdo sprovë është e përcjellë nga një periudhë lehtësimi, ashtu siç thekson Allahu, dy herë, në kaptinën el-Inshirah:

"Dhe vërtet, pas çdo vështirësie vjen lehtësimi. Vërtet, pas çdo vështirësie vjen lehtësimi." (Inshirah 94; 5-6)

## DËSHPËRIMI

Mu për shkak të këtij realiteti, vetëvrasja është e ndaluar në Islam. Allahu thotë në Kuran:

“Mos e mbytni veten, ngase vërtet Allahu ka mëshirë ndaj jush.” (Nisa 4; 29)

Ata që vrasin veten thonë, në të vërtetë, se Zoti i ka ngarkuar ata përtej mundësisë së tyre. Ata gabimisht e akuzojnë Krijuesin për trajtim të padrejtë dhe kështu bien në një gjendje të çoroditur të mosbesimit. Për shkak të femohimit të tyre, mendimet e tyre për Zotin bëhen të këqija dhe ata bien në dëshpërim të plotë.

“Jeta, - siç thonë shpeshherë, - është aq e padrejtë, saqë është e kotë për ta jetuar.”

“Vërtet askush nuk humb shpresat për Mëshirën e Allahut, përveç popullit kafir (mohues e që nuk beson)” ( Jusuf 12; 87)

Kështu, Zoti e ka informuar njerëzimin se dënimi për ata që ushqejnë mendime të këqija për Atë është ndëshkimi i përjetshëm në Ferr. Allahu thotë:

“Dhe që të ndëshkojë hipokritët e hipokritet dhe politeistët e politeistet të cilët kanë në mendje mendime të liga për Allahun; për ta është dënimi poshtërues, edhe zemërimi i Allahut është mbi ta, edhe i ka mallkuar, edhe ka përgatitur për ta Xhehennemin - dhe vërtet i keq është ai përfundim.” (Feth 48; 6)

## SHPRESA

Në anën tjetër, premtimet hyjnore për drejtësi dhe mëshirë i mbushin besimtaret me siguri të nevojshme që vështirësitë e kësaj bote t'i ndeshin me durim. Kështu, shpresa në mëshirën e Zotit është një pjesë elementare e besimit. Ata që e besojnë Allahun dhe durojnë në kryerjen e veprave të mira kanë të drejtë të shpresojnë në mëshirën e Tij, ngase Ai ka premtuar se do t'i ndihmojë dhe do t'i përkrahë ata që janë durues: **"O ju që keni besuar! Kërkoni ndihmë me durim dhe falje të namazit. Pa dyshim që Allahu është me duruesit."** (Bekare 2; 153)

**"Vërtet, ata që kanë besuar dhe ata që janë shpërgulur (për Fenë e Allahut) dhe janë përpjekur e kanë luftuar shumë në Rrugën e Allahut, të gjithë këta shpresojnë për Mëshirën e Allahut. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, Mëshirëplotë."**(Bekare 2; 218)

Natyrisht, parajsa është shpërblim për durimin e bazuar në besim të çiltër në Zotin. Zoti i lajmëron besimtarët për shpërblimin e tyre, duke thënë:

**"... por përgëzimet janë për të duruarit, të cilët thonë kur u bie fatkeqësi: 'Vërtet të Allahut jemi dhe pa dyshim tek Ai do të kthehemi'."** (Bekare 2; 155- 156)

Durimi është gjithashtu i bazuar në besimin se çkado që i godet njerëzit, është në të vërtetë pasojë veprave të tyre të këqija.[61]

[61] Ç'është e vërteta, i tërë korrupsioni që mbretëron në tokë është produkt i veprave të këqija të njeriut. All-llahu e përmend këtë në kaptinën er-Rum (30):41, siç do ta vërejmë më vonë në këtë libër.

Zoti e përkujton njerëzimin për këtë fakt në Librin e fundit, duke thënë:

**“Dhe çfarëdo fatkeqësie që ju bie, ajo është veçse çfarë vetë duart tuaja kanë fituar. Dhe Ai është që fal shumë.”** (Shura 42; 30)

**E vërteta është se Zoti i ka falur njerëzit për shumë të këqija të tyret. Po t’i ndëshkonte rreptësisht në përshtatje me veprat e tyre, ata dhe çdo gjë në botë do të shkatërroheshin. Zoti përmend këtë çështje në Kuran: “Dhe po të ishte se Allahu do t’i ndëshkonte njerëzit për atë që ata vetë fituan, Ai nuk do të linte në faqe të tokës as edhe një krijesë të gjallë.”** (Fatir 35; 45)

Kështu, besimtari përfiton si nga sprovat e të mirave ashtu dhe nga fatkeqësitë. Jeta e besimtarëve të vërtetë është e balansuar mes ekstremeve të sjelljes njerëzore. Ata as nuk gëzohen shumë me sukseset e jetës, sa të harrojnë Zotin, e as nuk dëshpërohen me vështirësitë dhe dështimet e jetës, saqë të humbin shpresën në Zotin. Në vend të kësaj, ata e përkujtojnë Zotin dhe Mirëbërësin e tyre, dhe mbështeten në vendimet e Tij. Suhejb Ibn Sinaan rrëfen se i Dërguari i Allahut, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë:

*“Vërtet, çështja e besimtarit është e çuditshme. E tërë jeta e tij është e dobishme, dhe kështu është vetëm me besimtarin. Kur e godet ndonjë e mirë, ai është falënderues dhe kjo është hajër*

*për të, dhe kur e godet ndonjë vështirësi, ai është durues dhe kjo është hajër për të."*[62]

Kjo është gjendja e atij që ka pranuar caktimin e Zotit. Kështu, besimi në të mirën dhe në të keqen (në dukje) e asaj që është caktuar është shtylla e gjashtë e Islamit.

Në anën tjetër, nëse besimtarët rrojnë një jetë pa probleme, kjo duhet të merret si shenjë se diçka nuk eshtë në rregull. Në situatë të tillë, besimtari i vërtetë duhet t'i kushtojë disa çaste vetes që të mendojë për realitetin e jetës së tij a të saj. Ose sprovat nuk janë të qarta dhe ata nuk janë të vetëdijshëm për to, ose ata kanë lajthitur nga rruga e drejtë. Allahu i lajmëron besimtarët në Kuran se kënaqësia formale të cilën jobesimtarët e shijojnë nga pasuria dhe fëmijët e tyre është vetëm një prelud i dënimit të tyre.

**"Dhe mos të t'i marrin mendtë pasuria e tyre dhe fëmijët e tyre. Në të vërtetë Allahu do që t'i ndëshkojë ata me këto gjëra në dynja dhe t'u ndahet shpirti që këtej duke qenë jobesimtarë."** (Teube 9; 85) Kjo nuk do të thotë se besimtari duhet të kërkojë probleme dhe fatkeqësi në jetën e tij, ngase Allahu e ka mësuar atë të lutet: **"Zoti ynë, mos na e ngarko atë me çka i ke ngarkuar ata para nesh."**[63] Në vend të kësaj, ata duhet ta falënderojnë Allahun që i ka kursyer prej çfarëdo sprove. Megjithatë, në kohët e rehatisë ata duhet të mbesin vigjilues dhe të mos bëhen mospërfillës ndaj sprovave, ngase

[62] Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1541, nr. 7138.
[63] Kaptina Bekare (2) :286.

suksesi dhe lumturia shpesh i verbërojnë njerëzit nga sprovat e jetës.

**PËRKUJTUES**

Sprovat ndonjëherë shërbejnë si përkujtim ndëshkues për ata që kanë lajthitur, dhe si inkurajim për ta që t'i kthehen rrugës së drejtë. Kur njerëzit devijojnë, rrallë ua vënë veshin këshillave nga të tjerët. Mirëpo, kur belaja i godet ata ose të afërmit e të dashurit e tyre, kjo gjë i shtyn ata që ende kanë pak besim t'i njohin gabimet e tyre.

**"Dhe sigurisht që Ne do t'i bëjmë ata të shijojnë edhe nga ndëshkimi i afërt (në jetën e kësaj bote me fatkeqësi, shkatërrimeve, katastvofa) para ndëshkimit të madh (në Jetën e Pasosur), me qëllim që ata mbase (pendohen) e kthehen (tek e vërteta, e pranojnë Islamin)."** (Sexhde 32; 21)

Sprova e fatkeqësisë, që ua përkujton njerëzve lajthitjen e tyre, mund të vijë në formë të johumanitetit – armiqësisë së njërit ndaj tjetrit, ashtu siç ishte rasti i barbarive të papara të serbëve ndaj muslimanëve të Bosnjës, të cilët ishin larguar nga Islami; ose invazioni brutal i Sadamit në Kuvajt dhe bombardimet e mëpastajme të cilat i ndërmori Amerika në caqet civile në Irak. Allahu ka vënë në pah se çfarëdo që njerëzit vuajnë nga duart e njerëzve të tjerë, u është ardhur nga vetë ata. Megjithatë, vuajtja është përkujtim që ata të kthehen në rrugë të drejtë.

**"Fesadi (poshtërsitë, shkatërrimi, mosbindja ndaj Allahut, mëkatet) ka dalë hapur në tokë e në det, i merituar për çfarë bënë e fituan vetë duart e njerëzve, që Allahu të mund t'i bëjë ata të shijojnë një pjesë të asaj që kanë punuar, me qëllim që ata të mund të kthehen (me pendim nga Allahu dhe të kërkojnë Faljen e Tij)."** (Rum 30; 41)

## DYFYTYRËSIA

Sprovat, gjithashtu, i nxjerrin në shesh ata që kanë gënjyer për besimin e tyre,si dhe u tregojnë atyre që kanë mohuar se e kanë zgjedhur ferrin me vullnetin e tyre. Ekzistojnë shumë raste të njerëzve që kanë përqafuar Islamin për arsye të gabuara, dhe pasi që kanë gjetur më shumë vështirësi në jetën e tyre sesa para konvertimit të tyre, ata janë kthyer në besimin e tyre të vjetër. Zoti thotë në shpalljen e fundit:

**"A mendojnë njerëzit se do të lihen pa u trazuar ngaqë thonë: 'Ne besojmë' dhe nuk do të provohen? Dhe sigurisht që Ne i provuam ata të cilët qenë para tyre. Dhe vërtet që Allahu do ta bëjë të njohur (të vërtetën) e atyre që janë të vërtetë dhe (po kështu) vërtet që Allahu do ta bëjë të njohur (gënjeshtrën e) atyre që janë gënjeshtarë."** (Ankebut 29; 2)

**NDËSHKIMI**

Ata që i shkelin dhe i përdhosin kufijtë e vënë nga Zoti, vihen në rrezik për t'u dënuar në këtë botë dhe në të ardhmen. Gjatë tërë kohës në Kuran, Allahu përshkruan shumë popuj që kishin mohuar udhëzimin hyjnor dhe si rrjedhojë qenë shkatërruar.

Këto ngjarje shërbejnë si vërejtje për njerëzimin për pasojat e rebelimit ndaj urdhrave të Zotit. Ne kapitullin Furkan, Allahu jep një vërejtje të përgjithshme:

**"Dhe robërit e të Gjithmëshirshmit (Allahut) janë ata të cilët kur ecin në tokë me përulje (jo kryelartë) dhe me qetësi dhe kur u drejtohen atyre të padituri (e të pagdhendurit me falë të këqija), ata ua kthejnë me falë të buta e mirësi (paqe)."** (Furkan 25; 63)

Ndëshkimi mund të vijë në mënyra të ndryshme. Ndoshta dënimi më i dukshëm që ka goditur njerëzimin në të gjitha vendet është sëmundja AIDS,[64] virusi i së cilës për herë të parë u lajmërua në historinë mjekësore në fillim të vitete 80-të.[65] Shumica dërrmuese e atyre që janë goditur nga ky virus anekënd botës janë të shthururit seksualë. Në fillim, viktimat e para ishin homoseksualët, pastaj biseksualët, duke vazhduar me heteroseksualë dhe narkomanë intravenozë. Të gjitha këto grupe kanë bërë rebelim të hapët ndaj ligjeve hyjnore, të cilat

---

[64] Sindroma e mungesës së fituar të imunitetit (AIDS) është sëmundje të cilën e shkakton virusi që sulmon sistemin e mbrojtjes së trupit kundër sëmundjeve, si pasojë e së cilës i sëmuri bëhet tepër i ndieshëm ndaj sëmundjeve dhe mund të vdesë nga një çfarëdo sëmundje.

[65] Për herë të parë është identifikuar në vitin 1981. (The New Encyclopaedia Britanicca, vëll. 10, fq. 679.)

i kanë kufizuar marrëdhëniet seksuale të meshkujve dhe femrave brenda kufijve të martesës, si dhe ndaj ligjeve që kanë ndaluar përdorimin e drogave dhe pijeve dehëse. Disa do të mund të thoshin se AIDS (sindroma e imuno-mungesës së fituar) është përhapur tek individët e çiltër dhe të pafajshëm, nëpërmjet transfuzionit të gjakut dhe tek fëmijët nga prindërit e tyre. Megjithatë, statistikat mjekësore tregojnë se rastet e tilla janë mjaft të rralla në krahasim me kategoritë e tjera. Sidoqoftë, Allahu ka tërhequr vërejtjen në kaptinën Enfal të librit të fundit, se kur vjen dënimi i Tij, ai nuk është i kufizuar vetëm në të këqijtë, por e godet shoqërinë në tërësi.

**"Dhe kini frikë Fitnen (sprovën, çrregullimin, sjelljen efatkeqësive e mundimeve) e cila nuk dëmton vetëm ata që bëjnë keq (por ndikon mbi të gjithë, të mirë e të këqij) dhe dijeni se Allahu është i Ashpër në ndëshkim."** (En-Fal 8; 25)

Një mijë e katërqind vjet më parë, i Dërguari Muhammed, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka profetizuar ardhjen e një sprove të tillë. Ibn Umeri ka shënuar:

*"Kur promiskuiteti (marrëdhëniet e shthurura seksuale) praktikohet haptas te një popull, atëherë ndër ta do të përhapen murtaja dhe vuajtjet që nuk njiheshin nga paraardhësit e tyre."*[66] Mirëpo, AIDS-i është vetëm një në vazhdën e sëmundjeve. Para AIDS-it vërejtja erdhi në formë të një sëmundjeje tjetër të quajtur herpes, e cila ishte përhapur në mesin e të shfrenuarve seksualë në fillim të viteve 1960 dhe 1970, dhe e cila nga mesi i viteve 70-të u shpall si epidemi në

[66] Shënuar nga Ibn Maxhe dhe vërtetuar në Sahih Sunen Ibn Maxhe, vëll. 2, fq. 370, nr. 3246.

Amerikë, dhe deri më sot nuk i dihet ilaçi. Nga fundi i viteve 70-të, njerëzit zunë të mos i kushtojnë më vëmendje asaj, ngase nuk shkaktonte vdekje,[67] ndërsa AIDS-i po.

---

[67] Kur simptomet paraqiten, ethet dhe lodhja përcillen me dhimbje të madhe në zonën gjenitale dhe me zgjerim të nyjave limfatike në sqetulla. Fshikëza dhe ulçera të vogla zakonisht paraqiten në zonën e infektimit, ndërsa gjatë urinimit shfaqen dhembje të mëdha dhe djegie. (The New Encyclopaedia Britannica, vëll. 21, fq. 536.)

## PËRSE ZOTI E KRIJOI BOTËN?

Qëllimi i krijimit të botës dhe i tërë asaj që përmban është definuar në shpalljen e fundit. Allahu thotë në Kuran:

**"Allahu është Ai i Cili ka krijuar qiejt dhe tokën dhe që dërgon ujin nga qielli duke nxjerrë prej andej fruta si ushqim për ju; është Ai i Cili i ka berë anijet të jenë të nënshtruara ndaj jush që të mund të lundrojnë nëpër det me Lejen dhe Vullnetin e Tij; po kështu Ai i ka bërë edhe lumenjtë të jenë të nënshtruar e në shërbim tuaj. Dhe Ai ka bërë diellin dhe hënën të dy të ndjekin vazhdimisht drejtimin e tyre (për t'ju shërbyer juve), po kështu ka bërë edhe natën dhe ditën të nënshtruar për ju."** (Ibrahim 14; 32-33)

**"Dhe Ai është i Cili çan errësirën dhe sjell agimin. Ai e ka përcaktuar natën për pushim, kurse diellin dhe hënën për llogari. Ky është përcaktimi i të Gjithëfuqishmit, i të Gjithëditurit. Dhe Ai është që ka vendosur yjet për ju, që të mund të gjeni rrugën tuaj me ndihmën e tyre nëpër terr në tokë dhe në det. Ne vërtet që i kemi shpjeguar me imtësi ajetet Tona për njerëzit që dinë."** (En'am 96-97)

E tërë ajo çka përmban kjo botë është krijuar për t'i shërbyer njerëzimit. Qofshin ato prodhime të shpikura nga njeriu, siç janë anijet, ose janë nga vetë natyra, që të gjitha këto janë dhurata nga Zoti për të mirën e njerëzimit. Mirëpo, këto dhurata nuk janë pa përgjegjësi.Nga njerëzit kërkohet t'i njohin begatitë dhe mëshirën e Allahut, ta falënderojnë dhe ta madhërojnë Atë. Për shembull, në kaptinën Zuhruf, Ai i ka mësuar besimtaret që kur të kalërojnë a të ngasin ndonjë mjet të luten kështu:

“Me qëllim që ju të hipni në to të sigurt dhe pastaj, që të mund të përkujtoni Mirësinë e Zotit tuaj, kur të hipni në to dhe të thoni: “Lavdi qoftë Atij i Cili e ka nënshtruar këtë për ne dhe ne kurrë nuk do të mund ta kishim atë (nën pushtet me përpjekjet tona)” (Zuhruf 43;13)

Njerëzit po ashtu mbajnë përgjegjësi për të qeverisur me krijesat sipas ligjit të Zotit. Ky është qëllimi i njerëzve karshi krijesave të tjera. Ata janë të urdhëruar që t’i shfrytëzojnë të mirat në këtë botë në përshtatje me ligjin e Allahut. Ebu Seid el-Hudri rrëfen nga i Dërguari i Allahut të ketë thënë: “Bota është e bukur dhe e gjelbër, dhe Allahu - qoftë i madhëruar - ju ka bërë ju udhëheqës të saj, që të shohë se si do të veproni.”[68] Njerëzit nuk janë të lirë të bëjnë me botën ashtu siç duan, sipas qejfit të tyre. Si rrjedhojë, qëndrimi negativ i shoqërisë materialiste shekullare ndaj natyrës është në kundërshti me shpalljen hyjnore.

Shoqëria materialiste e sheh natyrën si një armik që duhet pushtuar. Nuk është e mjaftueshme vetëm të çmohet bukuria e Mont Everestit, por, çdo vit duhet të humben jetëra të tëra për të pushtuar majat e tij.

Nuk mjafton të mahnitemi me shtazët ekzotike në botë, por, nëpër ekspedita gjuetie në Afrikë të shekullit të kaluar, shumica e tyre janë gjuajtur deri në zhdukje për të shërbyer si trofe në dhomat e ndejës në Perëndim. Megjithëkëtë, ekspeditat e tilla ende nuk janë ndalur, llojet e pakësuara të shtazëve, si rinoceronti, vazhdojnë të kërcënohen me zhdukje,

[68] Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1432, nr. 6606.

për shkak të rëndësisë së brirëve të tyre, që shërbejnë si elemente përbërëse për barnat tradicionale dhe epshndjellësë të Lindjes së Largët.

## KAFSHËT

Sipas shpalljes së fundit, vrasja e kafshëve me qëllim sporti dhe zbavitjeje është e ndaluar dhe mëkat tek Zoti. Ibn Abbasi transmeton se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka thënë: "Mos merr si cak asnjë gjallesë."[69] Vrasja e ndonjë kafshe është e ndaluar, përveçse për ushqim, për mbrojtje të jetës së njeriut, ose për veshmbathje. Vrasja për argëtim dhe kënaqje është në thelb gjë e keqe. Edhe kur të vritet ndonjë njeri për shkak të krimit të bërë ndaj shoqërisë, ose kur të theret ndonjë kafshë për shkak të ushqimit, ekzekutimet duhet të bëhen me sa më pak dhembje. Sheddad Ibn Aus-i rrëfen dy gjëra të cilat i ka përmendur Muhammedi, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, duke thënë:

*"Vërtet, Allahu e ka urdhëruar të mirën për gjithkënd; kështu kur ta ekzekutoni dikënd, bëjeni atë në mënyrën më të mirë, dhe kur të therni një kafshë, bëjeni atë në mënyrën më të mirë. Duhet ta mprehni thikën dhe t'ia mundësoni kafshës së therur të ngordhë pa mundime."*[70]

Megjithatë, disa "simpatizues të kafshëve" në vendet perëndimore e kanë kundërshtuar metodën islame të therjes së kafshëve. Alternativa e Perëndimit e goditjes së kafshëve me shok elektrik ose me goditje në kokë,

[69] Sahih Muslim, vëll. 3, fq. 1079, nr. 4813. Hisham Ibn Zejd rrëfen se kur ai dhe gjyshi i tij, Enes ibn Maliku, vizituan shtëpinë e Hakam ibn Ejjubit, (ata panë) disa njerëz duke marrë një pulë si cak për shigjeta. Enesi u tregoi atyre se i Dërguari i Allahut kishte ndaluar marrjen e kafshëve për cak. Sahih Muslim, vëll. 3,fq. 1078, nr. 4182.
[70] Sahih Muslim, vëll. 3. fq. 1078, nr. 4810.

shkaktojnë dhembje më të mëdha të kafshëve. Kur qafa prehet me thikë shumë të mprehtë, kafsha nuk e ndien atë dhe së shpejti e humb vetëdijen, meqë zemra e nxjerr gjakun jashtë nëpërmjet arterieve karotide.

Kujdesi ndaj kafshëve bën pjesë në ligjin hyjnor, bile edhe në rastin e qenve, të cilët në përgjithësi janë të ndaluar të futen brenda në shtëpitë e muslimanëve.[71] Ebu Hurejra shënon se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, ka treguar: *“Një njeriut duke ecur i erdhi etja, kështu që zbriti poshtë në një pus dhe piu prej tij. Me të dalë, ai pa nje qen të etur duke gulçuar dhe duke ngrënë baltë. Njeriu tha me vete: ‘Kjo kafshë është e etur ashtu si qeshë edhe unë më parë.’ Kështu, zbriti përsëri poshtë në pus dhe mbushi këpucën e tij me ujë. Pastaj ai, duke mbajtur këpucën me dhëmbët e tij, doli nga pusi dhe i dha qenit ujë. Allahu e falënderoi dhe e fali atë (dhe e bëri prej banorëve të Xhennetit).”*[72] Njerëzit pyetën: *“O i Dërguari i Allahut! A shpërblehemi edhe nëse u shërbejmë kafshëve?”* Ai u përgjigj: *“Për çdo qenie të gjallë ka shpërblim.”*[73] Ebu Hurejra po ashtu transmeton se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të, kishte treguar:

---

[71] Muslimanëve nuk u lejohet të mbajne qen në shtëpitë e tyre. Mirëpo, mbajtja e qenve për roje, kope dhe për gjueti është e lejuar. Ibn ‘ Umeri përmend të Dërguarin e All-llahut, paqja dhe shpëtimi i All-llahut qofshin mbi të, të ketë thënë: “Kushdo që mban qen për dicka tjetër përvecse për kope dhe gjueti, do të humbë për cdo ditë shpërblimin e veprave të mira sa peshojnë dy kodra.” (Sahih Muslim, vëll. 3, fq. 828, nr. 3815.)

[72] Sahih el-Buhari, vëll. 1, fq. 120, nr. 174.

[73] Sahih el-Buhari, vëll 3, fq. 322-323, nr. 551, dhe Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1215-1216, nr. 5577.

*"Allahu e fali një prostitutë (nga izraelitët)*[74] *e cila e lidhi këpucën e saj me shami, e nxori ca ujë (nga burimi) për një qen i cili ngordhte nga etja. Për këtë, Allahu e fali atë."*[75]

Përveç kësaj, në ligjin islam keqtrajtimi i kafshëve është mëkat i madh. Abdull-llah Ibn Umeri ka rrëfyer se i Dërguari, paqja dhe shpetimi i Allahut qofshin mbi të, ka treguar: *"Një grua ishte ndëshkuar dhe ishte dërguar në Ferr, ngase kishte burgosur një mace derisa ngordhi. Ajo as që i dha ushqim e as ujë, e as që nuk e la të lirë të hajë nga brejtësit e tokës."*[76]

Ekzistojnë raste kur kafshëve duhet t'u shkaktohet dhembje, si p.sh. kur t'i godasim për t'i trembur ose kur t'i damkosim për identifikim. Megjithatë, edhe në këto situata, Zoti ka lënë udhëzime për t'i mbrojtur ato. Xhabiri ka transmetuar se i Dërguari, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të: ka ndaluar që kafsha të goditet ose të damkoset në fytyrën e saj.[77]

---

[74] Sahih el-Buhari, vëll. 4, fq. 448-449, nr. 673.

[75] Sahih el-Buhari, vell. 4, fq. 338-339, nr. 538, dhe Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1216, nr. 5573.

[76] Sahih el-Buhari , vëll. 456, nr. 689, dhe Sahih Muslim, vëll. 4, fq. 1215, nr. 5573.

[77] Sahih Muslim, vëll. 3, fq. 1163, nr. 5281.

## BIMËSIA

Përgjegjësia e njerëzve që të kujdesen për këtë botë nuk ndalet vetëm në shërbimin ndaj kafshëve. Bota bimore ka gjithashtu trajtim të posaçëm në ligjin hyjnor.

Saqë, muslimanët që shkojnë në luftë e kanë të ndaluar të shkatërrojnë pemë,[78] ndërsa mbjellja e bimëve konsiderohet si akt bamirësie.

Xhabiri ka shënuar se i Dërguari, paqja dhe shpetimi i Ail-llahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Kushdo që mbjell një pemë fiton shpërblimin e dhënies së sadakasë. Çkado që hahet nga ajo është sadaka,çkado që merret prej saj është sadaka, çkado që kafshët dhe zogjtë hanë nga ajo pemë është sadaka. Kushdo dhe çkado që merr prej saj, i sjell mbjellësit të saj shpërblimin e sadakasë."*[79] Islami nxit që në mbjellje të mos kursehet asnjë përpjekje, edhe nëse kjo është gjëja e fundit që besimtarët e bëjnë në këtë jetë. Transmetohet nga Enesi, që i Dërguari, paqja dhe shpetimi j Allahut qofshin mbi të, ka thënë: *"Nëse paraqiten shenjat e Ditës së Kiametit, dhe ndonjëri prej jush ka farat në dorën e tij, ai duhet t'i mbjellë ato para se të fillojë llogaria."*[80] Prandaj, njerëzit e kanë detyrë të shenjtë nga Zoti që të kujdesen për të gjitha aspektet e rrethinës në të cilën ata janë krijuar. Kjo kërkon një kundërshtim aktiv të ndotjes masive dhe shkaktërrimit të vendbanimeve natyrore të

[78] Muvetta Imam Malik, fq. 200, nr. 958, dhe vërtetuar nga Albani në Irva' el- Galil, vëll. 5, fq. 13-14, nr. 1190.
[79] Sahih Muslim, Vëll. 3, fq. 818, nr. 3764.
[80] Shënuar nga Ahmedi në el-Musned, vëll. 3, fq. 183, 184 dhe 191, dhe el-Buhariu në el-Edeb el-Mufred, nr. 479, dhe vërtetuar nga Albani në Silsilah el-Ahadith es-Sahihah, vëll. 1, fq. 11,nr.9.

shkaktuar nga shoqëritë materialiste konsumuese rreth e qark botës.

## PËRFUNDIM

Pa njohur qëllimin e krijimit, njerëzit do të sillen vërdallë në jetë, sikurse anijet pa timon. Qëllimet e tyre ose do të jenë të gabuara nga shkaku i mësimeve jokorrekte religjioze, ose do të jenë materialiste dhe kështu të izoluara brenda kësaj bote. Prandaj, është thelbësore për mirëqenien e tyre që ata të njohin arsyen e krijimit të tyre.

Shikuar rrënjësisht, Allahu ka krijuar në mënyrë që t'i manifestojë atributet e Tij. Prandaj, krijimi është rezultat i të qenit të Tij Krijues, parajsa manifeston Mëshirën e Tij, ferri drejtësinë e Tij, gabimet e njeriut Faljen e Tij, qeniet e gjalla dhe jo të gjalla tregojnë Bujarinë e Tij, etj. Rëndësia e të kuptuarit se krijimi është mjet me të cilin Allahu i manifeston atributet e Tij, është se njerëzit pastaj mund ta njohin lehtë Zotin dhe ta pranojnë caktimin e Tij dhe fatin e tyre. Nga ana tjetër, është e një rëndësie më të madhe që njerëzit të dinë qëllimin e krijmit të tyre. Shpallja e fundit na mëson se ky është adhurimi i Zotit, ngase njerëzimi duhet ta adhurojë Zotin në mënyrë që të fitojë drejtësi dhe status shpirtëror të domosdoshëm për hyrje në Parajsë. Rëndësia e kësaj diturie është që njerëzit të kuptojnë se adhurimi është i nevojshëm ashtu siç janë ushqimi dhe frymëmarrja, dhe se kjo nuk është ndonjë e mirë që ata ia bëjnë Zotit.

Është thelbësore që njerëzit të kuptojnë rëndësinë e të mirave dhe sprovave të kësaj bote. Pa njohjen e qëllimit të krijimit, njerëzit janë të prirë që ta shikojnë këtë botë si një armik të tyrin. Megjithëkëtë, Zoti e krijoi (botën), në radhë të parë, për të mirën e tyre. Sprovat e së mirës dhe së keqes janë krijuar

për të ngjallë te njeriu cilësitë e tij më të larta shpirtërore. Mirëpo, njerëzit nuk mund të kenë dobi nga sprovat derisa të mbështeten plotësisht në Zotin dhe të durojnë në atë çka Ai u ka caktuar atyre. Për ata që e mohojnë Zotin, sprovat e kësaj bote bëhen ndëshkim për ta në këtë botë para ndëshkimit të gjithmonshëm në botën e pastajme.

Gjithashtu, njohja e qëllimit të kësaj bote e bën besimtarin më të vëmendshëm për rrethinën e tij. Njerëzimi është përgjegjës për shfrytëzimin e të mirave të kësaj bote në mënyrë të drejtë. Krijesat e tokës dhe të detit, bimësia dhe atmosfera janë lënë nën kujdesin e tij. Prandaj, njerëzit duhet të kenë kujdes të madh që ta ruajnë ambientin dhe gjallesat në të si mënyrë për të falënderuar Zotin.

Me një vetëdije te tillë gjithëpërfshirëse të qëllimit, njerëzit arrijnë plotësinë. Ata kështu shndërrohen në udhëzues të njerëzimit duke ua treguar atyre rrugën e drejtë. Prandaj,Allahu në shpalljen e fundit i përshkruan ata si më të mirët e njerëzimit:

**"Ju jeni njerëzit më të mirë të të gjitha kohëve të njerëzimit: Ju urdhëroni Ma'rufin (të njohurën, Islamin dhe gjithë çfarë përmban ai) dhe ndaloni Munkerin (mosbesimin, mohimin, besimin në shumë perëndi dhe gjithë çfarë ndalon Islami)..."** (Ali Imran 110)

## BIBLIOGRAFIA


Albani, Nasirudin: El-Irvaa’ el-Galil, Bejrut: el-Mekteb el- Islamii, bot. i parë, 1979.

Albani, Nasirudin: Sahih Sunen Ebi Davud, Bejrut: el- Mekteb el-Islamii, bot. i parë, 1988.

Albani, Nasirudin: Sahih Sunen et-Tirmidhi, Riad: Byroja e Edukimit Arab për shtetet e Gjirit, bot. i parë 1988.

Albani, Nasirudin: Sahih Sunen Ibn Maxhe, Bejrut: el- Mekteb el-Islamii, bot. i tretë, 1988.

Albani, Nasirudin: Silsilah el-Ahadith es-Sahih, vëll. 1, Bejrut: el-Mekteb el-Islamii, bot. i katërt, 1985.

Albani, Nasirudin: Silsilah el-Ahadith es-Sahih, vëll. 4, Bejrut: el-Mekteb el-Islamii, bot. i katërt, 1988.

Chambers Pocket Dictionary, Edinburg: W & R Chambers, 1992.

Hasan Ahmed, Sunen Ebu Davud (Në anglisht), Lahor: Sh.

Muhammed Ashraf Publishers, bot. i parë, 1984.

Khan Muhammed Muhsin, Sahih el-Buhari , (Arabisht- Anglisht), Riad: Mektebeh er-Riad el-Hadith, 1981.

Rahimuddin Muhammed, Muvetta Imam Malik (Ariglisht), Lahor: Sh. Muhammed Ashraf, 1980.

Reese W.L., Dictionary of Philosophy and Religion, New Jersey: Humanities Press, 1980.

Robson James, Mishkat el-Masabih, Lahor: Sh. Muhammed Ashraf, 1981.

Sidik Abdul-hamid, Sahih Muslim (Anglisht), Lahor: Sh.

Muhammed Ashraf Publishers, 1987.

The Living Webster Encyclopedic Dictionary; Çikago: The English Language Institute of America, 1975.

The New Encyclopaedia Britannica, Çikago: Encyclopaedia Britannica, bot. i pesëmbëdhjetë, 1991.

The World Book Encyclopaedia, Çikago: World Book, 1987.

**Përmbajtja**


Hyrje . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 3
Përgjigjja . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 5
Librat hebraikë - të krishterë . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 8
Mishërimi i Zotit. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 11
Çdo gjë është Zot . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 13
Përse Zoti krijoi? . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 16
Krijuesi . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 17
Mëshirues, falës . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 20
Drejtësi absolute . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 22
Dashuria hyjnore . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 24
Mëshirë hyjnore . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 26
Përse Zoti e krijoi njerëzimin? . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 29
Kuptimi i adhurimit . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 31
Nevoja për adhurim . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 33
Përmendja e Allahut . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 35
Feja islame . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 38
Çdo vepër është adhurim . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 39
Krijimi më i mirë . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 42
Mëkati më i rëndë . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 43
Dashuria ndaj Zotit . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 46
Lutjet . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 49
Përse Zoti e krijoi njerëzimin në tokë? . . . . . . . . . . . . . . . . 52
Ngritja shpirtërore . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 54
Bujaria dhe kënaqësia e brendshme . . . . . . . . . . . . . . . . . . 55
Fatkeqësitë-vështirësitë . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 60
Durimi . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 61
Dëshpërimi . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 64
Shpresa . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . 65

